# FJALA SHQIPE
# NË VEND TË FJALËS SË HUAJ

*Puna për pastrimin e gjuhës sonë të njësuar letrare nga fjalët dhe ndërtimet e huaja të panevojshme, që mbështetet në një traditë të pasur duke nisur që nga Rilindja, ka ardhur duke u forcuar gjithnjë e më tepër pas Çlirimit të vendit. Në shtypin tonë, jo vetëm në organet gjuhësore e periodike, por edhe në shtypin e përditshëm, janë botuar dhe vazhdojnë të botohen artikuj e materiale të ndryshme për këto çështje. Këto kanë qenë dhe janë një ndihmë e madhe për punën me gjuhën. Në fazën e sotme të zhvillimit të gjuhës letrare, kur kjo gjuhë është bërë pronë e masave të gjera punonjëse dhe kur edhe terminologjia teknike e shkencore ka marrë një përdorim mjaft të gjerë, del nevoja që puna për pastrimin e gjuhës letrare kombëtare nga huazimet e panevojshme të marrë nja karakter më të organizuar dhe përmasa më të gjera. Për këtë qëllim Komisioni i përhershëm për pastrimin dhe pasurimin e mëtejshëm të gjuhës letrare vendosi të ngrihet një grup pune i veçantë, i përbërë nga studiuesit: Androkli Kostallari (kryetar), Mahir Domi (zv/kryetar), Engjëll Angoni (sekretar), Shaban Demiraj, Anastas Dodi, Emil Lafe, Jani Thomaj, Ali Dhrimo, Xhevat Lloshi, Ferdinand Leka, Reshat Konçi, Stefan Bulo, Kolë Ashta (anëtarë). Ky grup ka filluar nga veprimtaria e tij dhe ka shqyrtuar e miratuar një varg propozimesh për zëvendësimin e fjalëve të huaja me fjalë të shqipes. Puna e grupit do të pasqyrohet rregullisht në faqet e revistës sonë.*

*Duke filluar nga ky numër revista "Gjuha jonë" do të botojë përmbledhje fjalësh të huaja, të cilat mund dhe duhet të zëvendësohen me fjalë shqipe. Këtu përfshihen si fjalë të leksikut të përgjithshëm ashtu edhe fjalë që përdoren si terma në fushat e ndryshme të shkencës, të teknikës, të prodhimit dhe në fusha të tjera të veprimtarisë shoqërore. Krahas fjalëve do të botohen edhe materiale për zëvendësimin e ndërtimeve të huaja që dëmtojnë veçantinë kombëtare të gjuhës sonë e që nuk pajtohen me strukturën e saj gramatikore e leksikore.*

*Puna për pastrimin e pasurimin e mëtejshëm të gjuhës letrare*

*mbështetet në kriteret shkencore që përcaktohen në platformën e veçantë, e cila u miratua nga Komisioni i përhershëm për këtë qëllim (shih nr. 1 të revistës "Gjuha jonë". Duke u nisur nga kjo platformë, grupi i punës do të mbështetet në veprimtarinë e tij sidomos në "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe" (1980) e në Kartotekën e Leksikut të Shqipes si edhe në studimet nga fushat e ndryshme të gjuhësisë e në kartotekat e veçanta pranë Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë.*

*Redaksia e revistës "Gjuha jonë" fton të gjithë lexuesit që jo vetëm t'i shtien në përdorim fjalët dhe shprehjet shqipe që po botohen, por të bëjnë edhe propozime të reja që mund ta pasurojnë e plotësojnë këtë lëndë.*

***REDAKSIA***

abandonoj *kal.* Nuk ka ndonjë arsye të përdoren në gjuhën tonë fjalë të tilla si abandonoj, abandonohem, i abandonuar që kanë hyrë si huazime nga vitet 30, kur shqipja ka fjalë të bukura, të kuptueshme për të gjithë që kanë të njëjtin kuptim si: lë. lë pas dore, braktis, i braktisur, p.sh.: *Nuk e kanë **lënë** shpresat. S'e **lë pas dore** punën. **Braktisën** anijen. Shtëpi **e braktisur**.*

abnegacion, ~i *m.* Kjo fjalë e huaj zëvendësohet plotësisht me fjalën shqipe vetëmohim, e cila për nga kuptimi nuk ka ndonjë ndryshim me huazimin, p.sh: ***Vetëmohim** i lartë. Punë plot **vetëmohim**. Luftoi me **vetëmohim**.*

abonim, ~i *m.,* abonoj *kal.,* abonohem *vetv.,* abonuar (i, e) *mb.* Këto zëvendësohen plotësisht me fjalët shqipe pajtim, pajtoj, pajtohem, pajtimtar, që kanë nisur të përdoren me këtë kuptim që në fillim të këtij shekulli. Ato kanë marrë një përhapje të madhe në gjuhën e sotme, megjithatë ende dëgjohen edhe fjalët e huaja, të cilat janë krejt të panevojshme. Mund të themi fare mirë: *Kam **pajtuar** vajzën në revistën "Pionieri". U **pajtova** për një vit në gazetën "Bashkimi". **Pajtimet** në shtyp bëhen dy herë në vit. "Zëri i rinisë" ka shumë **pajtimtarë*** etj.

abrogim, *m.*, abrogoj *kal.*, abrogohet *pës.*, abroguar (i,e) *mb.* Në vend të këtyre fjalëve të huaja tashmë kanë hyrë në përdorim fjalët shqipe të këshilluara nga A. Xhuvani: shfuqizim, shfuqizoj. shfuqizohet, i shfuqizuar.

absorboj *kal.,* absorbim, ~i *m.,* absorbues, ~e *mb.* Folja ***absorboj***, me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, përdoret zakonisht në letërsinë tekniko-shkencore me kuptimin "e tërheq diçka dhe e mban brenda vetes, e thith tërësisht". Në këtë kuptim, kryesisht terminologjik, ashtu siç këshillon edhe "Fjalori i terminologjisë tekniko-shkencore të kimisë...", kjo fjalë zëvendësohet me fjalën shqipe përthith, që e ka edhe "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" (1980) (më tej — FGJSSH), p.sh.: *Qymyri **përthith** ngjyrat e gazet ose avujt e lëndëve helmuese. **Përthith** një sasi nxehtësie. **Përthith** valët e zërit.* Edhe fjalët ***absorbim, ~i, absorbues, ~e***, që janë formuar nga folja ***absorboj***, zëvendësohen me fjalët shqipe përthithj/e, ~a dhe përthithës, ~e, p.sh. ***Përthithja** e lëngjeve* (në vend të: ***Absorbimi** i lëngjeve*). ***Përthithja** e nxehtësisë* (në vend të: ***Absorbimi** i nxehtësisë*). *Lëndë **përthithëse*** (në vend të: *Lëndë **absorbuese***). Në kuptimin e figurshëm, në vend të fjalës së huaj përdoren fjalët shqipe thith, përvetëson, bën të vetën, p.sh. *Poezia e re shqiptare ka **thithur** (**ka bërë të vetën**) në mënyrë krijuese edhe vlerat e poezisë sonë folklorike.*

abuzim, ~i *m.,* abuzoj *kal.*, abuzohet *pës.*, Në gjuhën tonë për këto fjalë e ndonjë tjetër të kësaj familjeje, si abuzues, janë krijuar e janë përdorur fjalët shpërdorim, shpërdoroj, shpërdorohet, shpërdorues. Këto fjalë

shqipe tashmë kanë hyrë gjerësisht në të gjitha stilet duke nxjerrë jashtë, si krejt të panevojshme, huazimet, p.sh.: ***Shpërdorimi*** *i energjisë elektrike.* ***Shpërdoroj*** *besimin.* Shpesh në shqipen këto huazime mund të zëvendësohen edhe me fjalët teprim, teproj, teprohet, p.sh.: *Po, për sa u përket shkrimeve të tjera, ato ishin një kambanë e tillë alarmi kundër* ***teprimeve*** *(**abuzimeve**), ryshfeteve... Të mos* ***teprohet*** *(**abuzohet**) me mbledhje! E* ***teproj*** *(**abuzoj**) në pije* etj.

açik *ndajf.* Në vend të kësaj fjale që ka hyrë në gjuhën tonë nga turqishtja, mund të përdoren fare bukur fjalët shqipe hapur, sheshit, qartë, p.sh: *Duket* ***qartë*** *(**sheshit**). Ia tha* ***hapur****. Doli* ***sheshit*** etj. (Fjala açik ka kuptimin edhe çelur (i, e); çiltër (i, e); ndaras; veçmas (MD).

adapt, ~e *mb.* Ky mbiemër me prejardhje të huaj përdoret kryesisht për të cilësuar një njeri që ka aftësitë e vetitë e nevojshme për t'u marrë me diçka, për të bërë një punë etj. Kështu p.sh. thuhet: *Njeri* ***adapt*** *për këtë detyrë. Njerëz (persona)* ***adaptë*** etj. Këtë kuptim e jep fare mirë fjala shqipe i përshtatshëm, prandaj duhet të themi *Njeri* ***i përshtatshëm****, Njerëz më të* ***përshtatshëm****. Është* ***i përshtatshëm*** *për atë detyrë* etj.

adaptoj *kal.*, adaptohem *vetv.*, adaptim, ~i *m.* Këto fjalë mund të zëvendësohen fare mirë në të gjitha kuptimet e përdorimet nga fjalët shqipe përshtat, përshtatem, përshtatje. *E* ***përshtatën*** *klubin për sallë shfaqjesh. E* ***përshtatën*** *organizmin për një klimë të ftohtë. Çajupi ka* ***përshtatur*** *fabulat e La Fontenit. Nuk u* ***përshtatet*** *rrethanave të reja.* ***Përshtatje*** *e organizmit.* ***Përshtatje*** *e bërë me mjeshtëri.*

adash, ~i *m.* Fjalë me prejardhje nga turqishtja, me kuptimin "ai që ka të njëjtin emër me një tjetër"; nuk e ka "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe". Për këtë në "Fjalor" jepen tri fjalë shqipe: emnak, njëemnak dhe njëemërsh. Nga këto më e përshtatshme është fjala ***emnak***, p.sh. *Ne jemi* ***emnakë****, se të dy e kemi emrin Bashkim.*

adio *pasth.* Kjo fjalë e huazuar nga italishtja po përdoret gjithnjë e më pak dhe kryesisht në gjuhën e folur. Në vend të fjalës ***adio***, që lidhet me botëkuptimin fetar, të huaj për shoqërinë tonë (formuar nga përngjitja e parafjalës ***a*** *"te"*me emrin ***Dio*** "*Zoti*") gjuha shqipe ka përshëndetjet e bukura lamtumirë dhe mirupafshim. Fja1a ***lamtumirë*** përdoret si përshëndetje kur largohemi për në një vend tjetër ose kur ndahemi nga një njeri i dashur a diçka për një kohë të gjatë a përgjithnjë, ndërsa fjala ***mirupafshim*** përdoret si shprehje kur ndahemi nga një njeri i dashur a diçka për një kohë jo të gjatë.

aferim *pasth.* Në vend të kësaj fjale turke, që ndeshet rrallë në ligjërimin bisedor, kryesisht te brezi i vjetër, por edhe në letërsinë artistike për të tipizuar ndonjë personazh, në gjuhën tonë është përdorur prej kohësh fjala të

**lumtë** si për t'i shprehur dikujt pëlqimin, miratimin e përgëzimin për diçka, ashtu edhe për të shprehur admirim e lëvdatë për dikë, p.sh.: *Mirë e ke shkruar,* ***të lumtë***! Shprehja "***aferim të qoftë***" ka fituar një kuptim ironik, shpreh njëfarë qesëndie. Për këtë shkak ajo mund të përdoret si mjet stilistik qoftë në letërsinë artistike, qoftë në ligjërimin bisedor.

**agrar, ~e** *mb.* Kjo fjalë, e huazuar nga italishtja, prej kohësh ka nisur të zëvendësohet me fjalën **bujqësor, ~e**. Edhe FGJSSH kuptimin e parë të kësaj fjale nuk e shpjegon, por e çon te ***bujqësor, ~e***. p.sh.: *Vend* ***bujqësor***. *Krahinë* ***bujqësore***. *Bankë* ***bujqësore***. *Sistemimi* ***bujqësor.*** Termi ***agrar*** vazhdon të përdoret në kuptimin e dytë, si term ndërkombëtar, të cilën FGJSSH e shpjegon: "që ka të bëjë me pronësinë mbi tokën, me zotërimin dhe me përdorimin e saj", p.sh.: *Reforma* ***agrare***. *Çështja* ***agrare***. *Revolucioni* ***agrar***. *Marrëdhënie* ***agrare***. *Ligj* ***agrar***. Edhe fjala e përbërë **agraro-industrial** zëvendësohet me **bujqësor-industrial**, ashtu siç e këshillon edhe FGJSSH: *Vend* ***bujqësor-industrial***.

**akcent, ~i** *m.* Kjo fjalë e huaj përdoret kryesisht si term gjuhësor e muzikor. Në vend të saj kemi fjalën shqipe **theks**: ***theks*** *dinamik,* ***theksi*** *i fjalës,* ***theks*** *melodik.* Fjala akcent mund të zëvendësohet plotësisht edhe në kuptimet e tjera, kur përdoret për të treguar mënyrën e shqiptimit të tingujve, të fjalëve ose të  fjalive në të folur, mënyrën e të folurit që është karakteristike për një njësi a një grup shoqëror, ndryshimin e zërit, që shpreh ndjenja të caktuara të folësit, p.sh.: ***Theks*** *i këndshëm (i butë, i ëmbël, i ashpër). Foli me* ***theks*** *të veçantë (të huaj)* etj., ose kur përdoret ***me*** kuptim të figurshëm, p.sh: *Foli me* ***theks*** *të veçantë për diçka. Mori një* ***theks*** *të ri* etj.

**akçi, ~u** *m.* Është fjalë e vjetruar e ligjërimit bisedor. Për këtë huazim nga turqishtja kemi fjalën shqipe **gjellëbërës**, p.sh.: *Mori një* ***gjellëbërës*** *të mirë për dasmë.* Edhe fjalën **akçeshë**, që është formuar nga fjala e huazuar ***akçi-*** me prapashtesën shqipe ***-eshë***, s'kemi nevojë ta përdorim, sepse shqip themi fare mirë **gjellëbërëse**, p.sh.: ***Gjellëbërëse*** *e mbaruar.* ***Gjellëbërëse*** *e vjetër.*

**akoma** *ndajf.* Kjo është fjalë e huazuar nga greqishtja. Zëvendësohet në shumicën e kuptimeve e të përdorimeve me fjalët shqipe **ende, edhe**. Me fjalën ***ende*** zëvendësohet rregullisht kur përdoret në kuptimin "*deri në kohën kur flasim* ose *deri në çastin, për të cilin flasim*" p.sh.: *Punon* ***ende. Ende*** *nuk është përgatitur. Është* ***ende*** *i vogël. Nuk ka ardhur* ***ende***. Po ashtu edhe kur përdoret me ngjyrim mospërfillës, kryesisht në ligjërimin bisedor. p.sh.: ***Ende*** *s'ka vdekur!* ***Ende*** *s'e ka thyer qafën!* Me fjalën ***edhe*** zëvendësohet kur përdoret me shkallën krahasore të ndajfoljeve dhe të mbiemrave: ***edhe*** *më shumë,* ***edhe*** *më tepër,* ***edhe*** *më i madh,* ***edhe*** *më i mirë.* Në ndërtime të tilla, si: ***të*** *(merr)* ***akoma***!; *ka* ***akoma*** etj. fjala ***akoma*** mund të zëvendësohet sipas rastit me fjalët **përsëri, prapë** ose me shprehjet **edhe më, edhe ca, më**

tepër, ndërsa në fjali pyetëse si: *Do **akoma**? Gjen **akoma**?* mund të zëvendësohet edhe me fjalën më.

aks, ~i *m.* Në letërsinë tekniko-shkencore takohet ndonjëherë fjala e huaj ***aks.*** Për këtë fjalë gjuha shqipe ka fjalën më të përgjithshme bosht. Pra, duhet thënë gjithmonë: ***boshti** i qerres, **boshti** i rrotullimit, **boshti** qendror, **bosht** simetrie, **boshti** i Tokës, makina me dy **boshte*** etj. Me kuptim të figurshëm me të drejtë përdoret vetëm fjala ***bosht*** e jo ***aks***. P.sh: ***boshti** ideologjik, **boshti** i dramës* etj.

aksham, ~i *mb.* Fjalë me prejardhje nga turqishtja, me kuptimin mbrëmje, muzg, të ngrysur, prandaj mund të përdoren këto fjalë të shqipes, siç këshillon FGJSSH, p.sh.: *Të dielën në **mbrëmje** (në **të ngrysur**). Erdhi në **mbrëmje** (në **të ngrysur**).*

aktivitet, ~i *m.* Edhe pse me burim të huaj, ka ende një përdorim relativisht të gjerë sidomos në letërsinë politiko-shoqërore. Në njëjës po përdoret me sukses fjala shqipe veprimtari, por në numrin shumës përdoret ende fjala e huaj aktivitetet. Kështu. thuhet: ***veprimtari** politike, **veprimtari** shoqërore, **veprimtari** artistike. **veprimtari** krijuese, **veprimtari** revolucionare* etj., por në shumës vijon të thuhet: ***aktivitetet** artistike, **aktivitetet** kulturore, **aktivitetet** politike* etj. Edhe në shumës nuk ka asnjë arsye që të përligjë fjalën e huaj, prandaj duhet të zërë vend fjala shqipe. Pra. mund të thuhet e të shkruhet fare bukur: ***veprimtaritë** kulturore, **veprimtaritë** artistike* etj. Lidhur me këtë shqipërim duhet përkrahur më tej edhe zëvendësimi i fjalës aktivist me veprimtar, siç ka filluar të përdoret ***veprimtar** politik (shoqëror), **veprimtarët** e Rinisë* etj.

aktual, ~e *mb.*, aktualisht *ndajf.* Fjala e huaj aktual përdoret si mbiemër kryesisht për të cilësuar kështu një ngjarje, një çështje, një gjendje, një rrethanë, një detyrë etj. që është e kohës, e ditëve tona. ose që ka rëndësi të veçantë për kohën e sotme, për çastin e tanishëm. Kështu thuhet *gjendja aktuale, ngjarjet aktuale, çështje aktuale, detyra aktuale, pjesë aktuale, tema aktuale, ka rëndësi aktuale* etj. Në vend të fjalës së huaj aktual duhet të përdoren, sipas rastit, fjalë dhe togje nga brumi i shqipes: i sotëm, i tanishëm, i ditës, i kohës, i kohës sonë, i çastit. Nga fjala e huaj aktual me prapashtesën shqipe ***-isht*** është formuar ndajfolja aktualisht. e cila përdoret ndonjëherë në stilin publicistik e në administratë. Edhe ndajfolja aktualisht zëvendësohet sipas kontekstit me fjalë e togje të shqipes: sot, tashti, tashti për tashti, në çastin e tanishëm, në ditët tona, në kohën tonë, në gjendjen e tanishme, në rrethanat e sotme, në kushtet e sotme etj.

alet, ~i *m.* Kjo fjalë me burim nga turqishtja është përdorur në gjuhën shqipe me kuptimin ”mjet, vegël pune”. Është tashmë një fjalë e vjetruar,

prandaj përdoret rrallë. Në vend të saj përdoren me të drejtë fjalët vegël, mjet. Pra thuhet ***mjetet*** *e punës* dhe jo ***aletet*** e *punës,* ***veglat*** *e këpucarit* dhe jo ***aletet*** e *këpucarit* etj. Edhe ato pak raste të rralla të përdorimit të fjalës alet, që takohen aty-këtu në gjuhën e folur, duhen mënjanuar.

alt *pasth.* Këtë fjalë, të huazuar nga italishtja, FGJSSH nuk e jep, sepse në vend të saj përdoret fjala shqipe ndal, si në terminologjinë ushtarake ashtu edhe në atë sportive, p.sh.: - ***Ndal****! Kush kalon? Thirri me zë të lartë:* "***Ndal****!*".

aman *pasth.* Fjala ***aman*** me burim nga turqishtja përdoret si pasthirrmë kryesisht në gjuhën e folur për të shprehur një lutje ose për të kërkuar falje a mëshirë. Në gjuhën e shkruar dhe shumë herë edhe në gjuhën e folur në vend të fjalës ***aman*** po përdoret shprehja shqipe të lutem. Shprehja e bukur shqipe ***të lutem*** duhet të shtrihet në të gjitha llojet e ligjërimit. Pra, duhet thënë: ***Të lutem***, *mos me shqetëso!* dhe jo ***Aman****, mos më shqetëso!* ***Të lutem***, *më merr dhe mua!* dhe jo ***Aman****, më merr dhe mua!* etj.

ambient *kal.,* ambientohem *vetv.* Në vend të këtyre fjalëve në një varg rastesh mund të përdoren fjalët shqipe mësoj, mësohem ose togfjalëshat mësoj (mësohem) me mjedisin, p.sh.: ***mësoj*** *organizmin,* ***mësohem*** *me klimën e ftohtë, me vendin e ri (me punën e re), u* ***mësua*** *shpejt, mezi u* ***mësua*** *këtu* etj.

ambient, i *m.* Në vend të kësaj fjale të huaj vitet e fundit ka filluar të përdoret gjerësisht fjala shqipe mjedis jo vetëm në kuptimet themelore, por edhe në kuptimet figurative e speciale. Fjala ambient dhe fjala mjedis sot për sot, si të thuash, bashkëjetojnë në gjuhën letrare, por pa arritur ende që fjala shqipe ta mbulojë plotësisht fjalën e huaj. Këtë gjendje pasqyron edhe "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" (më tej — FGJSSH), ku fjala ambient është zbërthyer në pesë kuptime, ndërsa fjala mjedis në dy kuptime. Sidoqoftë prirja është që fjala mjedis të zëvendësojë fjalën ambient në shumicën e kuptimeve e të përdorimeve. Ja një varg thëniesh që dëshmojnë se si fjala mjedis mund ta zëvendësojë fare mirë fjalën e huaj ambient në kuptimet kryesore: ***mjedisi****_gjeografik,* ***mjedisi*** *natyror,* ***mjedisi*** *rrethues,* ***mjedisi*** *material*, ***mjedis*** *ajror (ujor),* ***mjedisi*** *i jashtëm, mbrojtja e* ***mjedisit***, *ruajtja e* ***mjedisit*** *nga ndotjet* etj.; ***mjedis*** *shoqëror,* ***mjedis*** *i kulturuar,* ***mjedis*** *shqiptar,* ***mjedis*** *punëtor (fshatar),* ***mjedisi*** *familjar* etj.; ***mjedis*** *i ngrohtë,* ***mjedis*** *luftarak,* ***mjedis*** *ndrydhës (mbytës)*, ***mjedis*** *i zymtë,* ***mjedise*** *sportive (mësimore),* ***mjediset*** *e shtëpisë fshatare,* ***mjediset*** *e fjetjes* (*e ndenjjes), ngrohja e* ***mjediseve***, *ngjyrosja e* ***mjediseve*** etj. Kur është fjala për mjediset e një banese, mund të përdoret edhe fjala kthinë, p.sh.: *Shtëpi me tri* ***kthina*** etj.

aneks ~i *m.* Janë bërë përpjekje që kjo fjalë të zëvendësohet në disa kuptime me fjalën shtojcë. Kjo pasqyrohet edhe në FGJSSH, ku kuptimi 3 i

fjalës ***shtojcë*** është shpjeguar kështu: “Pjesa e kuzhinës e ndarë veçan, që zakonisht shërben për të gatuar dhe për të larë enët: *Kuzhinë me shtojcë; Gatuajnë në shtojcë”*. Me këtë kuptim ka filluar të përdoret më me sukses fjala përanëse. Përdorimi i kësaj fjale vetëm me kuptimin e pjesës së kuzhinës të ndarë veçan duhet përkrahur e përgjithësuar. Fjala ***shtojcë*** e ka zëvendësuar tashmë fjalën ***aneks*** në gjuhën zyrtare e në terminologjinë juridike, p.sh. ***Shtojcë*** *e ligjit (e një vendimi, e një rregulloreje* etj.). *Libri ka dy* ***shtojca***. Pak a shumë me këtë kuptim ka filluar të përdoret edhe fjala lidhje.

anti- — Parashtesë me prejardhje nga greqishtja e vjetër. Ka hyrë në gjuhën shqipe në përbërjen e disa termave të huaj që kanë përdorim ndërkombëtar, p.sh.: ***antibiotik, antidemokratik. antidialektik, antifashist, antiimperialist, antikapitalist, antiklerikal, antiparti, antipatriotik, antisizmik*** etj. Kjo parashtesë është bërë prodhimtare edhe në fjalë të shqipes. Në disa sosh parashtesa është zëvendësuar e po zëvendësohet, sipas rastit, me parashtesën e shqipes kundër-, që e jep të plotë kuptimin e parashtesës ***anti-***. Kështu p.sh., përdoret ***kundërajror*** në vend të ***antiajror***, ***kundërlëndë*** në vend të ***antimaterie*** ose ***antilëndë***, ***kundërgrimcë*** në vend të ***antigrimcë*** ose ***antithërrmijë***, ***kundërligjshëm*** në vend të ***antiligjor***, ***kundërmalarik*** në vend të ***antimalarik***, ***kundërgaz*** në vend të ***antigaz***, ***kundërtank*** në vend të ***antitank***, ***kundërtrup*** në vend të ***antitrup***, ***kundërhigjienik*** në vend të ***antihigjienik*** etj. siç këshillon edhe FGJSSH. Edhe në një grup fjalësh që ende dalin me parashtesën ***anti-***, si p.sh.: ***antikombëtar, antifetar, antipopullor, antishkencor, antishqiptar, antizogist*** etj., zëvendësimi me parashtesën ***kundër-*** është i mundshëm dhe po çan udhë, sepse nuk prek kuptimin e fjalës.

anuar,~i *m*. Kjo fjale është zëvendësuar fare mirë me fjalën shqipe vjetar, p.sh.: ***Vjetari*** *statistikor*. ***Vjetar*** *me punime shkencore* etj. Fjala ***anuar*** është krejt e panevojshme në gjuhën tonë.

apel, ~i *m*. Kjo fjalë e huaj mund të zëvendësohet me fjalën shqipe thirrje. Në FGJSSH te fjala ***thirrje*** jepet edhe ky kuptim: “Përmendja e emrave të ushtarëve një për një për të parë nëse janë të pranishëm”, p.sh.: ***Thirrja*** e *mbrëmjes. Erdhi me vonesë në* ***thirrje***. Kjo mund të shtrihet edhe në praktikën e shkollës. Në vend të: *Bëj* ***apelim***. *U bë* ***apeli*** etj., mund të thuhet fare mirë: ***Thërras*** *emrat. U* ***thirrën*** *emrat* etj. Fjala ***apel*** zëvendësohet me fjalën ***thirrje*** edhe në kuptime të tjera, p.sh.: *I bëj* ***thirrje*** *dikujt për diçka. Nënshkruan* ***thirrjen***. *Iu përgjigjën* ***thirrjes*** etj. Fjala ***apel*** përdorej si term i së drejtës, me kuptimin “ankim kundër një vendimi gjyqësor duke kërkuar rishikimin e tij nga një gjykatë më e lartë”. Sot me këtë kuptim ajo është një fjalë e vjetruar dhe si e tillë shënohet edhe në FGJSSH (shih apel 2). Në ligjet tona ky veprim quhet thjesht ankim.

apikultur/ë, ~a *f.* Për të zëvendësuar fjalën e huaj ***apikulturë**,* që e hasim ende aty-këtu në letërsinë tekniko-shkencore, është formuar prej kohësh fjala shqipe bletari, ~a. Kështu mund të themi: *Zhvillimi i **bletarisë**. Sektori i **bletarisë**.*

aproksimativ, ~e *mb.,* aproksimativisht *ndajf.* Nuk ka asnjë arsye pse të përdoren fjalët e huaja aproksimativ, aproksimativisht kur kemi fjalët shqipe i afërt, i përafërt, afërsisht, përafërsisht, përafrisht, me përafërsi që i zëvendësojnë plotësisht ato në kuptimet përkatëse: *Shpenzimet kapën një shumë **të përafërt** prej 19 750 lekësh. Nga këto të dhëna **të përafërta** del se sa dëme të mëdha i shkaktohen ekonomisë. Kjo sipërfaqe llogaritet **përafërsisht*** në 463 70 km$^2$.

aprovim, ~i *m.,* aprovoj *kal.,* aprovohet *pës.* Prej disa vitesh këto fjalë të huaja janë zëvendësuar me fjalët shqipe miratim, miratoj dhe miratohet, por ka organe e botime ku ende ndeshen fjalët e huaja. Pra, duhet të themi: ***miratimi** i planit, jap (marr, shpreh) **miratimin**, gjen **miratim**, paraqit për **miratim**, me **miratimin** e..., mbledhja **miratoi** raportin, u **miratua** nga këshilli shkencor* etj.

asimilim, ~i *m.*, asimiloj *kal*. Për të zëvendësuar fjalët e huaja ***asimilim, asimiloj***, si terma të biologjisë janë krijuar neologjizma përvetim, përvetoj të cilat kanë filluar të përdoren në librat shkollorë e në letërsinë shkencore, p.sh.: ***Përvetimi** i yndyrave varet nga temperatura* e *shkrirjes së tyre. E **përveton** mirë ushqimin. Nuk i **përveton** dot dhjamërat* etj. Si term i gjuhësisë fjala asimilim është zëvendësuar me neologjizmin përngjashmim, p.sh.: ***Përngjashmim** i plotë (i pjesshëm).* Fjala ***asimiloj*** përdoret në mënyrë të figurshme edhe me kuptimin "përvetësoj mirë mësimin, fitoj dije e njohuri në mënyrë të shëndoshë, duke i tretur mirë", p.sh.: *E ka* asimiluar *mirë mësimin (lëndën).* Në këtë kuptim, në vend të kësaj fjale të huaj, mund të përdoret fare mirë fjala shqipe përvetësoj, p.sh.: *E ka **përvetësuar** mirë mësimin (lëndën).* Në zëvendësimin e fjalëve ***asimiloj, asimilim*** të kihet parasysh dallimi i ***përvetoj, përvetim s***i terma të biologjisë, nga ***përvetësoj, përvetësim***. Shih për këtë edhe FGJSSH te fjalët përkatëse.

asistent, ~i *m.*, asistoj *jokal*. Këto fjalë, kryesisht librore, mund të zëvendësohen mjaft mirë në kuptimin themelor me fjalë shqipe. Kështu, në vend të ***asistent*** përdoret fjala shqipe ndihmës: ***Asistent** i inxhinierit (i profesorit, i regjisorit) — **Ndihmës** i inxhinierit (i profesorit, i regjisorit)* etj. Mund të shkohet më tej duke përdorur fjalën ***ndihmës*** në vend të ***asistent*** edhe për kuptimin "titull fillestar i atij që merret me punë mësimore në një shkollë të lartë", pra të thuhet ***ndihmës*** (ose ***ndihmëspedagog***) *në universitet,* në vend të ***asistent*** në *universitet.* Edhe fjala ***asistoj*** zëvendësohet me fjalët ndodhem, gjendem, jam i pranishëm, marr pjesë, p.sh.: *Në mbledhje **asistonin** edhe... - Në mbledhje **ndodheshin** edhe... **Asistoi** në operim - Qe i*

***pranishëm** në operim. **Asistuan** shumë veta - **Morën pjesë** shumë veta* etj.

**aspekt, ~i** *m* Fjala ***aspekt*** zëvendësohet në shumicën e kuptimeve e të përdorimeve me fjalët shqipe pamje, anë, pikëpamje, vështrim. Kështu, nuk duhet thënë ***Aspekte** nga jeta (nga puna)* por ***Pamje** nga jeta (nga puna). Në të gjitha **aspektet** — në të gjitha **anët.** E shoh (e marr) në një **aspekt** — E shoh (e marr) në një **vështrim.** Ky është një **aspekt** i luftës së klasave — Kjo është një **anë** e luftës së klasave* etj. Kjo fjalë ka mbetur ende në përdorim si term në gjuhësi për kategorinë gramatikore që tregon mënyrën si rrjedh veprimi *(aspekti i kryer ose i pakryer i foljeve),* megjithëse “Fjalori i termave të gjuhësisë” (1975) edhe për këtë kuptim ka këshilluar termin shqip pamje (***aspekti** i çastësisë* ose ***pamje** e çastësisë, **aspekti** i kryer* ose ***pamje** e kryer* etj.). Me këtë lidhet edhe përdorimi i mbiemrit aspektiv-e (*folje **aspektive***), po ky përdorim kufizohet në një fushë të ngushtë.

**atribuoj** *kal.* Kjo fjalë e huaj, e cila përdoret në gjuhën librore, mund të zëvendësohet fare mirë në kuptimet përkatëse me fjalët shqipe: vesh, ngjit. Kështu, në vend të: *I **atribuoj** një meritë* duhet thënë *I **vesh** një meritë. Ia **atribuoj** vetes – Ia **vesh** vetes **etj.*** P.sh.: *Ju më **vishni** një meritë më të madhe nga ato që më takojnë me të vërtetë.*

**avangard/ë, ~a** *f.* Është përdorur kryesisht në letërsinë politiko-shoqërore me kuptime të figurshme, po tashti është zëvendësuar me pararojë: ***Avangardë** revolucionare — **Pararojë** revolucionare. **Avangardë** e organizuar — **Pararojë** e organizuar. **Avangardë** e klasës punëtore — **Pararojë** e klasës punëtore* etj.

**avantazh, ~i** *m.* Kësaj fjale i përgjigjet në kuptimin kryesor fjala shqipe epërsi: ***Avantazh** i madh — **Epërsi** e madhe. Ka avantazh — Ka **epërsi**. Rriti **avantazhin** — Rriti **epërsinë*** etj. ***Epërsi*** mund të shtihet edhe në disa thënie të terminologjisë sportive, si *Kaloi në **avantazh** — kaloi në **epërsi*** etj. Në një kuptim tjetër ajo zëvendësohet me fjalët përfitim, e mirë, p.sh.: ***Avantazh** material — **Përfitim** material* etj. Nuk sjell ndonjë nuancë kuptimore a ngjyrim emocional të veçantë që të përligjë sot përdorimin e kësaj fjale.

**avash** *ndajf.* Në vend të kësaj fjale bisedore duhet të përdoret ndajfolja ngadalë në të gjitha kuptimet: *Ecte **avash** — Ecte **ngadalë**. Punon **avash** — Punon **ngadalë**. E bën **avash** — E bën **ngadalë**; Flet **avash** — Flet **ngadalë**; U ngrit **avash** — U ngrit **ngadalë**.* Edhe në përdorimet kallëzuesore duhet bërë ky zëvendësim, p.sh: ***Avash**, se më vrave — **Ngadalë**, se me vrave. **Avash**, se e zgjove nga gjumi —**Ngadalë**, se e zgjove nga gjumi* etj. Me këtë mënyrë duhet zëvendësuar gjithë çerdhja e kësaj fjale, si: avash-avash — dalëngadalë; avashllëk — ngadalësi; i avashtë — i ngadaltë.

**bajagi** *ndajf.* Është fjalë bisedore me burim nga turqishtja. Përdoret kryesisht në brezin e vjetër në të folmet veriperëndimore, pra ka karakter të

kufizuar krahinor e pothuaj të vjetruar. Në letërsinë e shkruar del pak. Në FGJSSH jepet me referim te ndajfolja mjaft, d.m.th. ***bajagi*** nuk duhet të përdoret më në ligjërimin e zakonshëm; kështu, në vend të ***Bajagi*** *i madh (i mirë, i rëndë, plak...)* duhet thënë ***Mjaft*** *i madh (i mirë, i rëndë, plak..).* Edhe në raste të tjera, si: *Ishte rritur bajagi. Ndenji bajagi* etj., në të cilat afron me ndajfoljen tjetër goxha, mund të zëvendësohet me ndajfoljet mjaft, shumë.

bazal, ~e *mb.* Fjalë e huazuar nga gjuhët neolatine. FGJSSH e jep me dy kuptime. Për kuptimin e parë, me përdorim libror, këshillon të përdoret fjala shqipe themelor: *Parim **themelor**. Problem **themelor**. Ligj **themelor**. Lëndë **themelore**.* Si term special me kuptimin e dytë ("që lidhet me bazën, i bazës; që është i vendosur në bazë, që është përkundrejt majës"), vijon ende të përdoret fjala e huaj, por që mund të bëhet bazor, ~e, ose të zëvendësohet me fundor, ~e. *Sipërfaqe **bazore** (**fundore**). Pjesa **bazore** (**fundore**). Tumor **bazor** (**fundor**) (mjek). Cipëza **bazore** (**fundore**) e veshit. Shtresa **bazore** (**fundore**).*

belqim *pj.* Huazim nga turqishtja. "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" e jep me të drejtë si fjalë tashmë të vjetruar dhe këshillon në vend të saj fjalët ndoshta, mbase, që e mbulojnë plotësisht nga kuptimi (***Belqim*** *vjen* — ***Ndoshta*** *vjen. Belqim kthehet* — ***Mbase*** *kthehet* etj.). Herë-herë mund të zëvendësohet edhe me kushedi, mundet, p.sh.: ***Belqim*** *e kupton vetë* — ***Kushedi*** *(**mundet**) e kupton vetë. **Belqim** ashtu mund të jetë* — ***Kushedi**, ashtu mund të jetë* etj. Nuk mbart ndonjë ngjyrim emocional ose stilistik si disa fjalë të tjera turke, kështu që mund të përjashtohet krejt nga përdorimi.

berberhan/e, ~ia *f.* Këtë fjalë me burim nga turqishtja "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" nuk e jep fare, pra e quan jashtë normës letrare dhe e përjashton nga përdorimi. Në tabelat a dyqaneve gjen zakonisht rrojtore, por edhe berber e më rrallë rruestore, floktore (më shumë për gra). Në ndonjë fjalor është dhënë për këtë fjalë edhe berberi, ~a. Mund të themi se ka fituar tashmë fjala ***rrojtore*** për lokalin ku qethen e rruhen burrat, kurse ***floktore*** po përdoret më shumë për lokalin ku presin e ndreqin flokët gratë. Siç dihet, rrojtore lidhet vetëm me rruaj, po kjo nuk e pengon që të përdoret në vend të ***berberhanes***, me një kuptim më të zgjeruar e të përgjithësuar, pra për lokalin ku ***rruhen*** e ku ***qethen*** burrat. Më tej mund të zëvendësohet edhe fjala ***berber***, ashtu siç këshillon FGJSSH: rrues, ~i (për burra) dhe floktar, ~i e floktare, ~ja (për gra).

bilateral, ~e *mb.*, unilateral, ~e *mb.* Fjalë librore, që dalin në shkrime shkencore e politiko-shoqërore, shumë herë me vlerë termi. ***Bilateral*** del në togje të tilla, si: *marrëveshje, marrëdhënie (bisedime) **bilaterale**, pneumoni **bilaterale*** etj. E kundërt me të del ***unilateral***, po edhe në lidhje të tjera: *detyra **unilaterale**, pushteti **unilateral** i burrit, veprim **unilateral**.* Në këto

kuptime të dyja fjalët janë të zëvendësueshme plotësisht me fjalët shqipe i dyanshëm, dyanësor dhe i njëanshëm, njëanësor, jo vetëm në përdorimin e përgjithshëm, po edhe në atë terminologjik. P.sh.: *bisedime **të dyanshme*** (***dyanësore***), *pneumoni (ftohje) **e dyanshme*** (***dyanësore***) etj. ***Bilateral*** përdoret ndonjëherë edhe me kuptimin "***reciprok***", ku, siç dihet, po zëvendësohet me formimin shqip i ndërsjellë; pra, *bashkëveprim **bilateral*** duhet *bashkëveprim **i ndërsjellë.***

bina,~ja *f.* Në kuptimin e saj kryesor kjo fjalë me burim nga turqishtja pothuaj është zëvendësuar me ndërtesë. Kështu ***Bina*** *e madhe. Ngriti një **bina.** Ndreqi **binanë*** etj. duhet të përdoren ***Ndërtesë*** e *madhe. Ngriti një **ndërtesë*** etj. Në të folme të ndryshme ka edhe kuptime të veçanta, si shtëpi (p.sh. *I zoti i **binasë***), familje (p.sh. *Ishte **bina** e madhe)* etj.; por edhe në këto raste fjala ***bina*** i ka përgjegjëset e veta më të përgjithshme. Mirëpo kjo fjalë bisedore ka edhe nuanca kuptimore e ngjyrime emocionale, që në stile të veçanta kanë vlera karakterizuese. Kështu, thuhet: *Ishte sa një **bina. Bina** nga trupi* etj. sepse ***binaja*** është përfytyruar si ndërtesë e madhe. Po ashtu fjala ***bina*** del edhe me kuptimin fëmijë, trashëgimtar, pasardhës p.sh.: *Baba pa **bina.** Ishte pa **bina.** Djali ishte **binaja** e shtëpisë* etj. Edhe në këto raste ka mundësi zëvendësimi të pjesshëm, si: *Baba pa **fëmijë.** Ishte pa **pasardhës** (pa **trashëgimtar**)* etj. Më i vështirë është zëvendësimi në disa raste frazeologjike me ngjyrim stilistik e emocional, si p.sh.: *Të shuan **binanë*** (ka edhe: *Të shuan derën). U shoftë me **bina!** S'iu duk **binaja*** etj. Përfundimisht kjo fjalë është zëvendësuar në kuptimet e saj kryesore, kurse ndonjë përdorim i veçantë i saj ose njësitë frazeologjike të ndërtuara me të mbeten vetëm brenda kufijve të ndonjë të folmeje ose si mjete me vlerë stilistike (kryesisht në letërsinë artistike).

birinxhi *ndajf.* Fjalë me burim nga turqishtja, që zëvendësohet plotësisht me bukur (i), për bukuri, shumë mirë, s'ka si bëhet me mire, në mënyrë të përsosur, ashtu si duhet etj. P.sh.: *Kuptonte **birinxhi** —. Kuptonte shumë mire. Punët shkonin **birinxhi** — Punët shkonin **për bukuri (sa s'ka më mirë, për mrekulli...)*** etj. Edhe në kuptimin mbiemëror kjo fjalë ka përgjegjësen e saj: shumë i mire, i dorës së parë. i përsosur etj. P.sh.: *U bë **birinxhi** — U bë **shumë i mirë (u ndreq, u përmirësua); Birinxhi** në zanat — **Shumë i mirë** në zanat (i zoti, i përsosur)* etj.

boll *ndajf.*, bollëk, ~u *m.* Këto fjalë bisedore nuk janë të nevojshme, sepse kuptimi i tyre mund të jepet fare mirë me fjalë shqipe. Për fjalën boll përdoret ndajfolja mjaft që mbulon të gjitha kuptimet e saj: *priti **boll** — priti **mjaft**, ka **boll** — ka **mjaft**, **boll** më — **mjaft** më* etj. Ndajfolja ***mjaft*** përballon kështu edhe kuptimin — shumë, me shumicë, që ka fjala ***boll*** në thënie të tilla, si: *hëngri **boll** — hëngri **shumë**, ujë **boll** — ujë **me shumicë**, mirë **boll** —**shumë** mirë, e bukur **boll** e bukur **shumë*** etj. Në përdorimet kallëzuesore

në vend të ***boll*** përdoret veç ***mjaft*** edhe mjafton. P.sh. ***boll***, *nuk dua më*— ***mjafton***, *nuk dua më,* ***boll*** *që ta kuptojë —* ***mjafton*** *që ta kuptojë,* ***boll*** *që ta dëgjojë një herë —* ***mjafton*** *ta dëgjojë një here* etj. Edhe fjala ***bollëk*** zëvendësohet me fjalët mbushullim, shumicë, buri. begati, pra. sipas rastit mund të themi në vend të *gjendet* ***me bollëk*** *— gjendet* ***me shumicë***, *të prodhojmë* ***me bollëk*** *— të prodhojmë* ***me shumicë***, *rruga e* ***bollëkut*** *— rruga e* ***begatisë*** *(ose e* ***mirëqenies****)*, *jetojmë* ***me bollëk*** *— jetojmë* ***me begati***. Krahas këtyre duhet zëvendësuar edhe mbiemri i bollshëm me fjalët i mjaftueshëm**,** i shumtë, i madh, i gjerë, i pasur etj. sipas kuptimit që ka fjala në fjalitë përkatëse.

bosh, ~e *mb.,* boshllëk, ~u *m.* Këto dy fjalë zëvendësohen mirë me fjalë shqipe. Kuptimin e fjalës së parë e jep mbiemri i zbrazët: *enë* ***boshe*** *- enë* ***e zbrazët***, *thes* ***bosh*** *— thes* ***i zbrazët*** etj. Herë-herë zëvendësohet edhe me i lirë, i pazënë, si p.sh.: *vend bosh — vend* ***i lirë*** (***i pazënë***) etj. Në një kuptim tjetër fjala ***bosh*** zëvendësohet me i padobishëm, pa vlerë, i kotë, i pakuptim etj., pra: *njeri* ***bosh*** *— njeri* ***pa vlerë***, *fjalë* ***boshe*** *— fjalë* ***të kota***, *gjëra* ***boshe*** *— gjëra* ***të pakuptime***, etj. Për fjalën ***boshllëk*** përdoret shumë mirë emri shqip zbrazëti, por edhe mungesë, e metë, mangësi etj.: ***boshllëk*** *i madh —* ***zbrazëti*** *e madhe, mbushi* ***boshllëkun*** *— mbushi* ***zbrazëtinë, boshllëqet*** *e nxënësve —* ***zbrazëtitë*** *e nxënësve, ka* ***boshllëqe*** *— ka* ***mangësi,*** *ndiente* ***boshllëk*** *— ndiente* ***mungesë***, *kam një* ***boshllëk*** *të madh në zemër — kam një* ***zbrazëti*** *të madhe në zemër*. Me këtë mënyrë zëvendësohen edhe ndajfolja bosh me zbrazët, mangët, kot, humbur etj, folja boshatis me zbraz etj. Edhe në frazeologji ka mundësi zëvendësimi, p.sh.: *(e përcolli) me duar* ***bosh*** *— me duar* ***thatë*** *(****zbrazur****)*, *mbeti me lugë* ***bosh*** *— mbeti me lugë* ***zbrazur***, *ngopet me lugë bosh — ngopet me lugë* ***zbrazur.*** *më mirë djepin* ***bosh*** *se shejtanin brenda — më mirë djepin* ***thatë****...* etj.

bravo *pasth.* Fjalë e huazuar nga italishtja krejt pa nevojë. Shpreh miratim me entuziazëm. po këtë e jep plotësisht, madje edhe më të fuqishëm, pasthirrma shqipe ***të lumtë!*** Pasthirrma jonë ka aftësinë të shënojë edhe vetën, së cilës i drejtohet miratimi, me anë të trajtave të shkurtra përemërore që merr: ***të lumtë!, ju lumtë!, u lumtë!***. Me kuptim miratimi, po edhe me një ngjyrim të lehtë keqësues (me inat), kjo pasthirrmë përdoret kështu edhe për vetën e parë: ***më lumtë*** *që vajta!* Me një shkallë më të ulët force, në vend të pasthirrmës bravo mund të përdoret edhe të përgëzoj. Po ka një përdorim ironik në shprehjen ***bravo*** *të qoftë!****,*** është vështirë të bëhet zëvendësimi i fjalës ***bravo***. Megjithatë, edhe në këtë rast mund të përdorim me ironi shprehje të tjera të shqipes, si: *Të shtrëngoj dorën! Nuk e sheh, punë të mirë na paske bërë!* etj.

brazd/ë, ~a *f.* Në vend të kësaj fjale përdoret hulli, një fjalë e bukur populli. Kështu, ***Brazdë*** *e thellë —* ***Hulli*** *e thellë. Brazdat e parmendës —*

***Hullitë** e parmendës. Ujitje me **brazda** — Ujitje me **hulli*** etj. Në një kuptim fjala ***brazdë*** zëvendësohet, përveç me ***hulli***, edhe me rrudhë *(**Brazdat** e ballit — **Rrudhat** e ballit* etj.), kurse në kuptim të figurshëm me mbresë (***Brazdë** e pashlyeshme —**Mbresë** e pashlyeshme).* Fjala ***hulli*** gjen përdorim edhe në disa njësi frazeologjike, si p.sh.: *Erdhi (ra) në **brazdë** — Erdhi (ra) në **hulli*** etj.

brumatriç/e, ~ja *f.* Kjo fjalë me prapashtesë të huaj (nga italishtja) është zëvendësuar me fjalën brumëgatuese, që e ka edhe FGJSSH, p.sh.: *Laj **brumëgatuesen**. U prish **brumëgatuesja**.*

bujrum *pasth.* Kjo fjalë, e huazuar nga turqishtja, ndeshet rrallë në ligjërimin bisedor, kryesisht te brezi i moshuar, për të ftuar dikë që të hyjë në shtëpi, të ulet për të ndenjur a për të ngrënë etj. Kjo fjalë e huaj mbulohet me pasthirrmën e shqipes urdhëro (ni)!, p.sh. *A do miq, o i zoti i shtëpisë? — **Urdhëro(ni)!** — iu përgjigj plaku. — Ju bëftë mire! — thotë. — **Urdhëro(ni)!** — thonë këta.*

celul/ë, ~a *f.*, celular, ~e *mb.* Këtë fjalë e mbulon plotësisht fjala shqipe qelizë, si në fushën e biologjisë, ku përdoret si term, ashtu edhe në kuptime të tjera. Kështu, në vend të: ***celulë** shtazore (bimore)* duhet thënë ***qelizë** shtazore (bimore), bërthama (ndarja) e **qelizës**, për shumëzimi i **celulave*** përdoret *shumëzimi i **qelizave**.* Po kështu, në kuptim të figurshëm thuhet *në çdo **qelizë** të ekonomisë, familja është **qeliza** bazë e shoqërisë* etj., duke mënjanuar përdorimin e fjalës ***celulë***. Edhe si term në fushën e muzikës ***celulë*** zëvendësohet me fjalën shqipe bulëz, një fjalë e bukur popullore. Por fjala ***celulë*** do të përdoret si term në fushën politiko-shoqërore për *organizatën-bazë* të Partisë Komuniste të Shqipërisë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare dhe në vitet e para pas çlirimit, si edhe për njësinë më të vogël organizative të Rinisë Komuniste të Shqipërisë. Fjala ***celular***, që përdoret kryesisht në biologji, zëvendësohet me qelizor, *(lëngu, indi) **celular** — (lëngu, indi) **qelizor*** etj.

centigrad/ë, ~a *f.*, *sh.* ~ë, ~ët. Fjalë e huazuar nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH si term special me kuptimet: 1) "një e qindta pjesë e gradës"; 2) "që është i ndarë në njëqind gradë, që ka njëqind nënndarje" (për shkallën e termometrave dhe gradët e këndeve gjeometrike). Për kuptimin e dytë FGJSSH këshillon të përdoret në vend të saj fjala shqipe njëqindgradësh, ~e, p.sh.: *Termometër **njëqindgradësh**. Shkallë **njëqindgradëshe**.*

cerebral, ~e *mb.* Është fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine dhe përdoret kryesisht si term në fushën e anatomisë. Kuptimin e kësaj fjale e mbulon mbiemri shqip trunor, ~e, dhe rasa gjinore e emrit tru, ~ri, p.sh.: *Cipa (korja) **trunore** (e **trurit**). Nerv **trunor** (i **trurit**). Tumor **trunor** (i **trurit**),* por edhe *Hemorragji **trunore** (e **trurit**).*

cirkuit, ~ i *m. sh.* ~e, ~et. Term i huazuar nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH, por në vend të tij këshillohet të përdoret fjala shqipe qark. P.sh.: ***Qark*** *i shkurtër.* ***Qark*** *i jashtëm (i brendshëm). Mbyll (hap, ndërpres)* ***qarkun***.

civilizim, ~i *m.,* civilizoj *kal.,* civilizuar (i, e) *mb.* Këto fjalë janë zëvendësuar plotësisht me fjalët me përdorim të gjerë qytetërim, qytetëroj, i qytetëruar, prandaj duhen mënjanuar gjithkund. Kështu, në vend të ***civilizimi*** *shqiptar* duhet thënë ***qytetërimi*** *shqiptar, komb (popull, vend)* ***i civilizuar*** — *komb (popull, vend)* ***i qytetëruar*** etj. Fjalët ***qytetërim, qytetëroj, i qytetëruar*** jo vetëm i mbulojnë plotësisht nga kuptimi e përdorimet fjalët ***civilizim, civilizoj, i civilizuar,*** por kanë përmbajtje edhe më të gjerë, si p.sh.: "*njeri i* ***qytetëruar***", *njeri i* ***edukuar***" (përdorime ironike). Rrjedhimisht edhe fjalët e tjera të prejardhura zëvendësohen paralelisht, pra, folja vetvetore civilizohem me qytetërohem, mbiemri civilizues me qytetërues etj.

decidoj *kaL* Kjo fjalë e huaj, me prejardhje nga gjuhët neolatine, (fr. *decidér,* ital *decidere)* ndeshet ende aty-këtu. Në vend të saj mund të përdoret folja vendos, që e mbulon fare mirë fjalën e huaj në të gjitha kuptimet. Kështu, mund të thuhet: ***Vendosën*** *të ruhet status quoja.* ***Vendos*** *për zgjidhjen e problemit. Faktorët që* ***vendosin*** *më shumë për ngritjen e rendimentit të punës. Nuk* ***vendos*** *dot* etj.

deciziv, ~e *mb.* Fjala e huaj ***deciziv,*** me prejardhje nga gjuhët neolatine (fr. *décisif, décisive,* ital. *decisivo),* mund të zëvendësohet plotësisht nga fjala shqipe vendimtar. p.sh. *Faktorët* ***vendimtarë*** *të fitores sonë. Ndeshjet* ***vendimtare.*** *Vit* ***vendimtar.*** *Çast* ***vendimtar***. *Ndërhyrje* ***vendimtare.*** *Rol* ***vendimtar.*** *Prova* ***vendimtare*** etj. Nuk ka asnjë arsye që në shembujt e mësipërm të përdoret fjala e huaj ***deciziv*** në vend të fjalës shqipe ***vendimtar***. (Fjala deciziv ka edhe këto kuptime: prerazi; ashpër (i, e), mprehtë (i, e); në drejtësi deciziv, ~i (lat. decisio) ka kuptimin e vendimit gjyqësor veçanërisht për raste të dyshimta MD).

dedikoj *kal.,* dedikohet *pës.,* dedikim, ~i *m.* Në vend të këtyre fjalëve të huaja me prejardhje nga gjuhët neolatine (ital. *dedicare,* fr. *dédicacer*, lat. *dedicatio* MD), ka kohë që po përdoren fjalët shqipe kushtoj, kushtohet, kushtim. Megjithatë jo rrallë ndeshen në përdorim edhe fjalët e huaja të mësipërme, prandaj duhet treguar më shumë kujdes për t'i mënjanuar ato plotësisht. Ja disa shembuj të përdorimit të fjalëve shqipe***: (i) kushtoj, (i) kushtohet, kushtim*** në vend të fjalëve të huaja ***(i) dedikoj, (i) dedikohet, dedikim***: *Librin ia fali shokut me një* ***kushtim*** *të thjeshtë. Ky monument (duhet përdorur* ***përmendore*** *MD) u* ***kushtohet*** *partizanëve. Poemën e parë ua ka* ***kushtuar*** *shokëve të fëmijërisë* etj. Herë-herë fjalët ***(i) dedikoj, (i) dedikohet*** përdoren gabimisht në vend të fjalëve ***(i) detyroj, (i) detyrohet,*** p.sh. *Sukseset e arritura* ***i dedikohen*** *punës së palodhur të punonjësve...* —

duhet ***i detyrohen*** *punës së palodhur...* (fjala ***dedikim*** ka edhe këto kuptime: falje, dhurim, lënie me testament MD).

definicion.~i. *m.* Kjo fjalë e huaj ka hyrë në gjuhën shqipe nga frëngjishtja e italishtja (fr. *definition*, ital. *definizione).* Për ta zëvendësuar atë prej kohësh është krijuar e po përdoret fjala përkufizim, p.sh.: ***Përkufizim*** *shkencor.* ***Përkufizim*** *i gjatë (i shkurtër).* ***Përkufizimi*** *i materies.* ***Përkufizimi*** *i foljes* etj. Fjala e huaj ***definicion*** është krejt e panevojshme dhe duhet mënjanuar përfundimisht nga gjuha jonë.

definitiv, ~e *mb.,* definitivisht *ndaj.* Fjala ***definitiv*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga frëngjishtja e italishtja (fr. *définitiv, définitive,* ital. *definitivo,* lat. *definitivus* MD*),* ndajfolja ***definitivisht*** është formuar brenda shqipes me prapashtesën ***-isht***. Kuptimin e mbiemrit **definitiv** e jep fare mirë fjala shqipe ***përfundimtar***, p,sh.: *Vendim* ***përfundimtar****. Përgjigje* ***përfundimtare****. Zgjidhje* ***përfundimtare.*** *Varianti* ***përfundimtar*** etj.

demarsh, ~i *m.* Ka hyrë në shqipen nga frëngjishtja. Është përdorur më shumë në publicistikë. Kuptimin e saj "Përpjekje që bëhet për t'i rënë prapa një pune ose për të arritur diçka, duke ndërhyrë te dikush, duke folur me dikë për t'i mbushur mendjen etj." e jep plotësisht fjala shqipe përçapje, p.sh.: *Bën* ***përçapje*** *të reja. I vajtën kot të gjitha* ***përçapjet.***

destinim, destinoj (mungon një faqe MD) Kur është fjala për diçka të lënë për një qëllim ose të ndarë për një punë, në vend të ***i destinuar*** mund të përdoret mbiemri ***i caktuar***, p.sh.: *Gomat* ***të caktuara*** *për t'u prerë. Lahet në banja* ***të caktuara*** *për këtë punë. Prodhuesit e domates nuk duhet ta lënë në dorë të dytë prodhimin* ***e caktuar*** *si lëndë të parë për kombinatin. Lista e mallrave* ***të caktuara*** *për në portin e Durrësit. Fara e fasules së prekur, që është* ***caktuar*** *për mbjellje, të trajtohet me hekzaktoran* etj.

detaj, ~i *m.* Kjo fjalë, që vjen nga frëngjishtja *détail,* ka filluar të zëvendësohet mjaft mirë me fjalën shqipe hollësi, p.sh.: *Shkrimtari ka gjetur* ***hollësi*** *të tilla, që i tipizojnë mirë personazhet. Përdorimi me vend i* ***hollësive*** *artistike. Teknika duhet njohur deri në* ***hollësitë*** *më të imëta. Pa hyrë në* ***hollësi*** *të tepërta* etj. Në vend të fjalës së huaj ***detaj*** mund të përdoret disa herë edhe fjala imtësi, p.sh.: ***Imtësitë*** *e ngjarjes (e përshkrimit). Ia zbërthen me* ***imtësitë*** *më të vogla* etj.

detajoj *kal.,* detajohet *pës.,* detajim, ~i *m.* Edhe këto tri fjalë mund të zëvendësohen mirë me fjalë shqipe. Kuptimin e tyre e japin fjalët përimtoj, përimtohet. përimtim (ose imtoj, imtohet, imtim), p.sh: *Ministria e Bujqësisë i merr ato dhe i* ***përimton*** *për çdo rreth. Do të dërgohet ekipi për* ***të përimtuar*** *planet e çdo kooperative. Lind nevoja e* ***përimtimit*** *të detyrave për çdo sektor. Përimtimi i detyrave.* ***Përimtimi*** *i p!aneve* etj. Edhe kuptimet e mbiemrit prejpjesor i (e) detajuar mbulohen plotësisht nga mbiemri i

përimtuar (ose i imtuar), p.sh.: *Grafik **i imtuar** i punimeve. Të shënohen në një formë më të **përimtuar** planet ditore. Në këtë formular paraqiten në mënyrë **të imtuar** si shpenzimet ashtu edhe të ardhurat* etj.

determinoj *kal.,* determinohet *pës*., determinim, ~i *m.,* determinant, ~e *mb.,* determinues,—e *mb.* Këto fjalë te huaja kanë hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja *determinante, determinare* e nga frëngjishtja *déterminant, déteminer* (lat. *determinatus, determinatio, determinare* MD). Në vend të tyre kanë filluar të përdoren gjerësisht, sipas rastit, fjalët shqipe përcaktoj. përcaktohet, përcaktim, përcaktues, vendimtar. Ja disa shembuj: ***Përcaktuan** fitoren. Pjekja është një nga faktorët më kryesorë që **përcakton** cilësinë e mirë të rrushit. Faktorë **përcaktues**. Rol **vendimtar*** etj. Folja ***determinoj*** mund të zëvendësohet edhe me shprehjen luan rol vendimtar, p.sh.: *Fillimi i mirë i setit të parë **luajti rol vendimtar** në zhvillimin e krejt ndeshjes.* (ky grup fjalësh **ka** edhe këto kuptime: kufizim, ngushtim, reduktim, caktoj, vendos, forcoj etj. MD)

devijoj *kal.* e *jokal.,* devijim, ~i *m.* Folja ***devijoj*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja e frëngjishtja (ital. *deviare,* fr. *dévier).* që vijnë nga latinishtja *deviare* ("dal nga rruga"). Nga folja ***devijoj*** është formuar në gjuhën shqipe emri ***devijim***. Këto fjalë të huaja mund të zëvendësohen mirë në shumicën e kuptimeve e të përdorimeve me fjalët shqipe shmang, shmangem, shmangie, p.sh.: *Nuk ka forcë që të na **shmangë** nga rruga jonë. Era e **shmangu** anijen nga perëndimi. Nuk **shmanget** nga parimet. **Shmangia** e gjilpërës magnetike. **Shmangie** nga drejtimi. **Shmangie** nga e majta (nga e djathta)* etj. Edhe "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" për kuptimet e fjalëve ***devijoj, devijim*** e drejton lexuesin përkatësisht te fjalët ***shmang, shmangem, shmangie***. Kuptimin e foljes ***devijoj*** në disa raste e japin mirë shprehjet ***largohem (a dal nga udha*** (kur përdoret si jokalimtare) dhe ***largoj nga udha***, ***nxjerr nga rruga*** (kur përdoret si kalimtare).

dezhurn, ~i *m.* Kjo fjalë e ka burimin te frëngjishtja *"de jour" – "i ditës"* (d.m.th. që ka radhën e shërbimit atë ditë). Trajta ***dezhurn*** ka hyrë në gjuhën tonë nga rusishtja *dezhurnij.* Përdoret me dy kuptime. Së pari, ***dezhurn*** përdoret në kuptimin "ai që ka radhën për të kryer disa shërbime të caktuara në një ndërmarrje a institucion". Në këtë kuptim fjala ***dezhurn*** ka filluar të zëvendësohet me togfjalëshin ***nëpunës i shërbimit***, por në vend të saj mund të përdoret edhe neologjizma ditor~i, p.sh.: *Ditori i ndërmarrjes. Kush është ditor sot?* Së dyti, fjala ***dezhurn*** përdoret nganjëherë edhe në kuptimin "shërbimi që kryhet në një ndërmarrje a institucion nga punonjësit e saj në ditë të caktuara e sipas një radhe të caktuar". Në këtë rast, në vend të saj, duhet përdorur togfjalëshi ***shërbim ditor*** ose thjesht, fjala ***shërbim***. Kështu duhet të themi: *Kam (bëj, kryej, marr)* ***shërbimin ditor*** dhe jo ***dezhurnin***.

deziluzion, ~i *m.*, deziluzionoj *kal.*, deziluzionohem *vetv.* Kjo fjalë librore e huazuar nga frëngjishtja *(désillusion)* është përdorur më shumë në letërsinë politiko-shoqërore. Vendin e saj po e zë tashmë fjala shqipe zhgënjim, e cila ka gjetur përhapje të gjerë, p.sh.: *Adnani ngriti supet. Shpresa e kuptoi: më tepër se dyshim, ai gjest shprehte një **zhgënjim** të thellë.* Edhe për fjalët e tjera që janë formuar nga tema e kësaj fjale, si ***deziluzionoj, deziluzionohem, i deziluzionuar*** kemi fjalët e gjuhës sonë ***zhgënjej, zhgënjehem, i zhgënjyer***, të cilat mbulojnë plotësisht kuptimet e fjalëve të huaja të mësipërme. Për kuptimet e përdorimet a tyre shih FGJSSH

difez/ë, ~a, *f.*, difensiv, ~e *mb.* Fjala ***difezë***, e huazuar nga ital. *difesa,* është përdorur në terminologjinë ushtarake e sportive. Ajo është zëvendësuar fare mirë me fjalën shqipe mbrojtje, p.sh.: *Sistemi i **mbrojtjes**. Mënyrat e **mbrojtjes**. **Mbrojtja** e skuadrës mike* etj. Siç shihet, fjala ***difezë*** është krejt e panevojshme në gjuhën tonë. Edhe mbiemri ***difensiv***, i cili është përdorur kryesisht në terminologjinë ushtarake, sot është zëvendësuar me fjalën shqipe mbrojtës. p.sh.: *Veprim (luftim) **mbrojtës*** dhe jo *Veprim **difensiv*** etj. Ky zëvendësim duhet të shtrihet edhe në emërtimet *Armë **difensive**. Raketë **difensive*** duke i quajtur *Armë (raketë) **mbrojtëse**.*

difuzion, ~i *m.* Kjo fjalë ka hyrë në gjuhën tonë nga italishtja *diffusione* e nga frëngjishtja *diffusion.* Ajo është përdorur për mjaft kohë si term i fizikës, por sot në tekstet shkollore është zëvendësuar me fjalën shqipe shpërhapje. Siç shpjegohet në FGJSSH, ky term përdoret me dy kuptime: 1. Depërtim i dyanshëm i molekulave a i atomeve të një trupi (sidomos të lëngët a të gaztë) midis molekulave a atomeve të një trupi tjetër me të cilin është në kontakt (p.sh.: ***Shpërhapja** e lëngjeve( të gazeve). Koeficienti i **shpërhapjes**.)*. 2. Përhapja e rrezeve të dritës që kalojnë nëpër një trup të tejdukshëm ose që bien në një sipërfaqe jopasqyruese në të gjitha drejtimet (p.sh. ***Shpërhapja** e rrezeve të dritës).* Fjala shqipe ***shpërhapje*** i jep fare mirë kuptimet e fjalës së huaj ***difuzion***, e cila nuk duhet të përdoret më. Në gjuhën shqipe është përdorur edhe fjala e përbërë radiodifuzion, e cila është zëvendësuar me radiopërhapje, p.sh.: ***Radiopërhapja** shqiptare Qendra (drejtoria) e **radiopërhapjes**.*

dimension,~i *m.* Kjo fjalë, e huazuar nga italishtja *dimensione* e nga frëngjishtja *dimension,* është shqipëruar prej kohësh me fjalën përmasë. "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" na këshillon që në vend të fjalës ***dimension*** të përdoret fjala ***përmasë***, me të dyja kuptimet e saj: 1. Shtrirja e një trupi në gjatësi e në gjerësi ose në lartësi; madhësia e diçkaje, e matur në kufijtë e vet, p.sh.: ***Përmasat** e dhomës (e shtëpisë, e godinës). Tri **përmasat** e trupave të ngurtë. Me **përmasa** të mëdha (të vogla).* 2. *fig.* Shkalla e zhvillimit ose madhësia që ka arritur një gjë a një dukuri; përpjesëtim. p.sh.: ***Përmasat** e zhvillimit ekonomik (shoqëror, kulturor). Ka marrë **përmasa** të gjera.* Siç shihet nga këta shembuj, fjala ***përmasë*** i mbulon fare mirë kuptimet e fjalës

së huaj ***dimension***, e cila nuk duhet përdorur.

direkt, ~e *mb.*, direkt *ndajf.* Këto fjalë të huaja kanë hyrë në shqipen nga gjuhët neolatine. Për mbiemrin ***direkt, ~e*** në shqipen përdoret fjala i drejtpërdrejtë, p.sh.: *Lidhje **e drejtpërdrejtë**. Pjesëmarrje **e drejtpërdrejtë**. Përgjigje **e drejtpërdrejtë**. Në mënyrë **të drejtpërdrejtë**.* Për ndajfoljen ***direkt*** në shqipen përdoren fjalët drejtpërdrejt, drejtpërsëdrejti ose drejt, p.sh.: *Ndihmoi (ndikoi) **drejtpërdrejt**. E pyeti **drejtpërdrejt**. E sqaroi **drejtpërdrejt**. Nga fabrika (kooperativa) **drejtpërdrejt** te blerësi.*

distanc/ë, ~a *f.* Fjalë e huaj që ka hyrë ne gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. Jepet edhe në FGJSSH. Në gjuhën tonë kjo fjalë zëvendësohet fare mirë me fjalët largësi e largesë, p.sh.: ***Largësia** në mes dy vendeve. **Largësi** e madhe. Garat e **largësive**. Mbjellja me **largësi** të barabartë. Përshkoi* ***largësinë.*** *Mat **largesën*** etj.

distik *mb.* Kjo fjalë e huaj, me temë nga gjuhët neolatine, përdoret si term në fushën e botanikës dhe të bujqësisë në togun ***elb distik***. Shërben për të përcaktuar një lloj elbi, i cili e ka kallirin me dy radhë a rreshta kokrrash dhe përdoret kryesisht për prodhimin e birrës. Siç e dëshmon edhe FGJSSH, është zëvendësuar me fjalët shqipe dyrreshtor ose dyradhësh, që e mbulojnë plotësisht kuptimin e saj: *Elb **dyrreshtor*** (ose ***dyradhësh***).

divergjenc/ë, ~a *f.* Fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. E ka edhe ”Fjalori i gjuhës së sotme shqipe”. Kuptimi kryesor i kësaj fjale është “mospërputhje e mospajtim në mendime dhe në veprime ndërmjet dy a më shumë njerëzve, ndryshim mendimesh a pikëpamjesh për një çështje, mosmarrëveshje”. Në këtë kuptim kjo fjalë zëvendësohet me fjalët e shqipes mospajtim, mosmarrëveshje, mospërputhje. P.sh.: ***Mospajtim** teorik. **Mosmarrëveshje** ideologjike (politike). Kanë* ***mosmarrëveshje**. Kemi **mospërputhje** mendimesh* etj.

divorc, ~i *m.*, divorcoj *kal.*, divorcohem *vetv.*, divorcim, ~i *m.*, divorcuar (i, ë) *mb.* Fjala ***divorc*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja nëpërmjet gjuhës së shkruar. FGSSSH e ka këtë fjalë, por nuk e shpjegon dhe e çon te fjala shqipe ndarje, që përdoret në mbarë gjuhën dhe te togfjalëshi ***zgjidhje e martesës***, që përdoret në ligjërimin libror e zyrtar. Kështu e ka edhe “Kodi i familjes” P.sh.: *E drejta* e ***ndarjes*** (e ***zgjidhjes së martesës***). *Bëri (kërkoi)* ***ndarjen (zgjidhjen e martesës).*** Edhe fjalët ***divorcoj, divorcohem, divorcim, divorcuar*** (i, e), që janë formuar brenda shqipes, zëvendësohen përkatësisht nga fjalët dhe togfjalëshat: ndaj, ndahem, ***zgjidh martesën***; ndarje, ***zgjidhje e martesës***; i ndarë, p.sh.: *U **ndanë**. **Zgjidhën martesën**. **Ndarja (zgjidhja e martesës**) nuk u miratua. Është i **ndarë**.*

dominoj *kal.*, dominim, ~i *m.*, dominues, ~e *mb.* “Fjalori i gjuhës së sotme shqipe” nuk i ka këto fjalë. Fjala ***dominoj*** ka hyrë në gjuhën tonë nga

gjuhët neolatine, pastaj janë formuar rrjedhojat e saj brenda shqipes. Ajo ka kuptimin zotëroj, sundoj dhe zëvendësohet fare mirë me këto dy fjalë të gjuhës sonë, të cilat i mbulojnë plotësisht kuptimet e përdorimet e saj. Ja disa shembuj: *Për 15 minuta me radhë* ***zotëruan*** (në vend të: ***dominuan****) vendësit. Me zërin e tij të fuqishëm* ***zotëroi*** (në vend të: ***dominoi****). Nuk e* ***zotëron*** *(nuk e* ***ka në dorë****) situatën* (në vend të: *nuk e* ***dominon****). Lufta e superfuqive për të* ***sunduar*** *botën fln.* (në vend të: *për të* ***dominuar****); Kudo* ***sundon*** *një frymë e luftës revolucionare* (në vend të: ***dominon****)* etj. Edhe fjalët e prejardhura dominim, dominues zëvendësohen me zotërim, sundim, zotërues, sundues, p.sh.: *Lufta për* ***sundimin*** *e deteve* (në vend të: ***dominimin****). Pikë* ***sunduese*** *ose* ***zotëruese*** (në vend të: ***dominuese****)* etj.

dubël *mb.* dhe *ndajf.* Fjalë e huaj që përdoret si mbiemër e si ndajfolje. Ka hyrë në gjuhën shqipe nga frëngjishtja. FGJSSH nuk e ka këtë fjalë, sepse në vend të saj kemi fjalë të shqipes. Si mbiemër ka kuptimin "që përbëhet nga dy pjesë, nga dy fije etj. të njëjta ose të ngjashme"; në këtë kuptim ajo zëvendësohet me fjalët shqipe dyfishtë (i, e), dyfish, ~e, p.sh.: *Tel i* ***dyfishtë****. Faqe* ***dyfishe****. Lidhje* ***dyfishe****. Garanci* ***dyfishe***. Si ndajfolje përdoret me kuptimin "edhe një herë aq sa është; dy herë më shumë, më dysh"; me këtë kuptim zëvendësohet me ndajfoljen shqipe ***dyfish***. p.sh. *E bëri* ***dyfish***.

eksiq *ndajf.* dhe *mb.* "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" e çon te fjala metë, mangët dhe metë (i, e), mangët (i, e). Është fjalë me prejardhje nga turqishtja dhe, si shumë turqizma të tjerë, përdoret kryesisht në ligjërimin bisedor. Në vend të këtij huazimi të panevojshëm mund të përdoren fare mirë fjalët e lartpërmendura shqipe, të cilat mbulojnë si kuptimin e drejtpërdrejtë, ashtu edhe kuptimin e figurshëm të kësaj fjale. P.sh.: *Ia dha* ***metë (mangët)****. Thesi doli dy kilogramë* ***metë****. Është* ***i metë (i mangët****) nga trutë (nga mendtë).*

eksperienc/ë ~a *f.* Që në kohën e Rilindjes, për herë të parë nga Petro Nini Luarasi, me kuptimin e fjalës së huaj ***eksperiencë*** u përdor fjala shqipe përvojë, e cila tashmë e ka zëvendësuar shumë mirë atë, p.sh.: ***Përvojë*** *e pasur. Njeri me* ***përvojë****.* ***Përvojë*** *e luftës revolucionare. Ai ka* ***përvojë*** *në këtë punë. Atyre nuk u mungon* ***përvoja****. Ato shkëmbejnë* ***përvojë****. Mbështeten në* ***përvojën*** *e të përparuarve* etj.

eksplozion, ~i *m.*, eksploziv, ~e *mb.* Këto fjalë kanë hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. I ka edhe "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe". Fjala ***eksplozion*** zëvendësohet mirë në gjuhën tonë me fjalët plasje e shpërthim, që e mbulojnë plotësisht kuptimin e saj, p.sh.: ***Plasje*** *e fuqishme.* ***Plasje*** *e bombës.* ***Shpërthim*** *i gazit.* ***Plasjet (shpërthimet****) e bombave*. etj. Mbiemri ***eksploziv*** zëvendësohet gjithashtu me fjalët plasës, shpërthyes, p.sh.: *Lëndë* ***plasëse****. Gaz* ***plasës****. Bashkëtingëllore* ***shpërthyese*** etj. Edhe emri ***eksploziv***, që ka kuptimin "lëndë e posaçme plasëse a shpërthyese" ("Fjalori i

gjuhës së sotme shqipe”), zëvendësohet me togfjalëshin ***lëndë plasëse***, p.sh.: *Rregulla për ruajtjen dhe transportimin e **lëndëve plasëse*** (në vend të: *e **eksplozivit**); E hodhën në erë me **lëndë plasëse*** (në vend të: *me **eksploziv**)* etj.

**ekspresiv** *mb.* Kjo fjalë e huaj neolatine me kuptimin “që e shpreh diçka bukur, qartë e në mënyrë të gjallë”, nuk jepet në FGJSSH. Ajo zëvendësohet fare mirë në gjuhën tonë me mbiemrin **shprehës, ~e**, p.sh.: *Fjalë **shprehëse**. Mjete **shprehëse.** Sy **shprehës**. Lexim **shprehës*** etj. Emri **ekspresivitet**, që lidhet me mbiemrin ***ekspresiv***, zëvendësohet fare mirë me fjalën e re **shprehësi**, e cila jepet në FGJSSH, p.sh.: ***Shprehësi** e theksuar. Flet me **shprehësi***. Krahas kësaj fjale mund të përdoren, ne raste të përshtatshme, edhe togjet ***fuqi shprehëse, aftësi shprehëse.***

**ekstrem, ~i** *m.,* **ekstrem, ~e** *mb.* “Fjalori i gjuhës së sotme shqipe” ka vetëm mbiemrin. Në gjuhën shqipe kuptimin e fjalës ***ekstrem***, kur përdoret si emër, e jep mirë fjala **skaj**; kur përdoret si mbiemër, fjalët **i skajshëm, i tejmë** dhe si term edhe **skajor**. Ja disa shembuj: ***Skaji** lindor. Nga të dy **skajet**. Nga një **skaj** te tjetri. Në kufirin e **skajshëm**. Raste të **skajshme**. Masa të **skajshme**. Pikëpamje të **skajshme**. Në cakun (skajin) më të **tejmë**. Shkalla me e **tejmë***. etj. Edhe termi ***ekstremitet***, që përdoret nganjëherë në anatomi në kuptimin e gjymtyrëve të trupit, është një fjalë e huaj e panevojshme. Ai zëvendësohet me fjalët shqipe **gjymtyrë** ose **anësi**, p.sh.: ***Gjymtyrët** e sipërme. **Anësitë** e poshtme* etj.

**ekuilib/ër, ri** *m.* Kjo fjalë me burim nga gjuhët neolatine mund të zëvendësohet me fjalën **baraspeshë** (në fizikë, kimi), p.sh.: ***Baraspeshë** e forcave. **Baraspeshë** e qëndrueshme (e paqëndrueshme). **Baraspesha** e një lëngu (e një trupi të ngurtë)* etj. Kjo fjalë është dhënë edhe në FGJSSH. Nga fjala ***ekuilibër*** në gjuhën shqipe janë formuar edhe fjalët: **ekuilibroj, ekuilibrim, çekuilibroj, çekuilibrohem, çekuilibrim**. Fjala ***ekuilibroj*** zëvendësohet, sipas rastit, me fjalët **baraspeshoj** e **drejtpeshoj** (shih për këtë edhe “Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe”). Fjala ***ekuilibrim*** zëvendësohet me **drejtpeshim**, që përdoret kur duam të shprehim një gjendje mendore e psikike normale të një njeriu, kur ai gjykon e mendon në mënyrë të mirë, p.sh.: ***Drejtpeshim** mendor. I mungon **drejtpeshimi***. etj. Fjala ***drejtpeshim*** përdoret edhe në fushën e fizkulturës: *Ushtrime në trarin e **drejtpeshimit**. Mban (ruan) **drejtpeshimin**. Vë në **drejtpeshim*** etj.

**ekuivalnc/ë, a** *f.* Kjo fjalë nuk jepet në FGJSSH. Ajo ka hyrë në gjuhën tonë nga gjuhët neolatine dhe mund të zëvendësohet fare mirë me fjalën shqipe **barasvlerë**.

**ekuivalnt, ~e** *mb.*, **ekuivalnt ~i** *m.* Këto dy fjalë me burim nga gjuhët neolatine jepen edhe në FGJSSH. Ato zëvendësohen fare mirë me fjalët shqipe i **barasvlershëm** dhe **barasvlerës**, p.sh.: *Madhësi të **barasvlershme**.*

*Pjesë të **barasvlershme**. Paraja si **barasvlerës** i përgjithshëm.* etj. Në disa fjalorë terminologjikë të shkencave të natyrës fjalët ***ekuivalent,~e, ekuivalent, ~i*** dhe ***ekuivalenc/ë, ~a*** janë shqipëruar përkatësisht me i njëvlershëm, njëvlerës, ~i dhe njëvlerësi, ~a, p.sh.: *Figura të **njëvlershme**. Shprehje të **njëvlershme**. **Njëvlerës** algjebrik (kimik, fizik). Marrëdhënie **njëvlerësie**.* Këto fjalë janë përfshirë e janë shpjeguar edhe në FGJSSH.

ekzagjeroj *kal,* ekzagjerim, ~i *m.,* ekzagjeruar (i, e) *mb.* "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" nuk i ka këto fjalë. Folja ***ekzagjeroj***, fjalë e huaj me burim nga gjuhët neolatine, ka kuptimin "e paraqit diçka duke i dhënë përmasa më të mëdha a një rëndësi më të madhe se ç'ka në të vërtetë, e kaloj masën në përshkrimin a paraqitjen e diçkaje". Ajo zëvendësohet kryesisht me (e) teproj dhe (e) zmadhoj (zakonisht kur në fjali ka një kundrinë të drejtë të shprehur me emër). Ja disa shembuj: *Mund të themi pa e **tepruar** se... E **zmadhon** rrezikun. I **zmadhon** meritat.* etj. Edhe fjalët e prejardhura ekzagjerim, ekzagjeruar (i, e) zëvendësohen përkatësisht me teprim, tepruar (i, e); zmadhim, zmadhuar (i, e), p.sh.: ***Teprime** të panevojshme. Ka mjaft **zmadhime**. Humor i **tepruar**.* etj.

ekzekutoj *kal.,* ekzekutohem *pës.,* ekzekutim, ~i *m.,* ekzekutues, ~e *mb.* Kjo çerdhe fjalësh gjendet edhe në FGJSSH. Kuptimi i foljes ***ekzekutoj*** shprehet fare mirë me fjalë të shqipes, si: zbatoj, përmbush, vë në jetë ***diçka*** *(një ligj, një vendim, një urdhër);* luaj *(një vepër muzikore),* bëj *(ushtrime gjimnastikore).* Prandaj kjo fjalë dhe çerdhja e saj mund të zëvendësohen me fjalët e mësipërme e rrjedhojat e tyre, p.sh.: *Nëpunës **zbatues**. **Zbatues** i ligjit. **Zbatoj** vendimin. **Luaj** në piano. **Bëj** ushtrime gjimnastikore.*

ekzigjent, ~e *mb.* Kjo fjalë e huaj, të cilën si të tillë nuk e jep "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe", zëvendësohet fare mirë me fjalën shqipe kërkues, p.sh.: *Ai është shumë **kërkues** ndaj vetes. Duhet të jemi më **kërkues**.* etj.

ekzistenc/ë, ~a, ekzistoj *jokal.* Fjalë të huaja, të huazuara nga gjuhët neolatine. Jepen edhe në FGJSSH. Emri ***ekzistencë*** përdoret me kuptimin "qenia në jetë e diçkaje, qenie, jetesë" dhe mund të zëvendësohet fare mirë me këto fjalë të shqipes. P.sh: ***Të qenët** e botës* (në vend të: ***ekzistenca***). *Mjetet që **kemi** ase që **janë*** (në vend të: *që **ekzistojnë**). Luftë për **jetën*** (në vend të: *për **ekztstencë**).* Folja ***ekzistaj*** mund të zëvendësohet me fjalët e shqipes jam, jetoj, p.sh.: ***Janë** kushtet* (në vend të: ***ekzistojnë**). Nuk **jeton** më* (në vend të: ***ekziston**).* Pra, kjo fjalë e huaj dhe rrjedhojat e saj mund të mënjanohen duke përdorur në vend të tyre sipas rastit fjalët shqipe ***qenie, jetesë, jetoj***.

eliminoj *kal.,* eliminohem *pës.,* eliminim, ~i *m.* Edhe këto fjalë me burim nga gjuhët neolatine jepen edhe në FGJSSH Folja ***eliminoj*** përdoret në kuptimin zhduk, ndaj mund të zëvendësohet fare mirë me këtë fjalë të

shqipes, p.sh.: *Të **zhdukim** pasojat e tërmetit. Penicilina **zhduk** pneumokokun brenda tri ditëve. Rreziku u **zhduk*** etj. Në fushë të sportit mendojmë se ***eliminoj, eliminohem, eliminim*** mund të zëvendësohen me fjalët mënjanohem dhe mënjanim, p.sh.: *"Flamurtari" **mënjanoi** "Lokomotivën". Ndeshjet e kupës zhvillohen me sistem **mënjanimi**.*

erupsion, ~i *m.,* eruptiv, ~e *mb.* Këto fjalë nuk janë në FGJSSH Në gjuhën tonë fjala ***erupsion*** ka hyrë nga frëngjishtja dhe është përdorur sidomos në gjeologji, në astronomi, në mjekësi etj. Mbiemri ***eruptiv*** ka kuptimin "që del me vrull, që shpërthen me furi". Emri erupsion dhe mbiemri eruptiv në gjuhën shqipe zëvendësohen përkatësisht me shpërthim dhe shpërthimor, p.sh.: *Disa **shpërthime** në Diell kanë ndikime të menjëhershme në përhapjen e valëve elektromagnetike. Në vitin 1973 në afërsi të bregut të Islandës ndodhi një **shpërthim** vullkanik që formoi një ishull. Lufta për të mbyllur **shpërthimin** e fuqishëm në pusin 936 u kurorëzua me sukses të plotë. **Shpërthim** nëndetar. Vullkan në shpërthim* etj., dhe *Shkëmbinj **shpërthimorë**. Veprimtari **shpërthimore*** etj.

esenc/ë, ~a *f.,* esencial, ~e *mb.* Të dyja këto fjalë janë me prejardhje nga italishtja. Për fjalën ***esencë*** "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" ka dhënë dy kuptime: "lëng i avullueshëm, i cili nxirret zakonisht nga disa bimë me erë të mirë... që përdoret kryesisht në parfumeri, në farmaceutikë e në industrinë ushqimore. P.sh.: ***Esencë** lulesh (bimësh); Esencë natyrore (artificiale).* etj. Si fjalë me përdorim ndërkombëtar, në këtë kuptim ajo do të përdoret edhe në gjuhën shqipe. Në kuptimin e dytë, që është i figurshëm, "vetia më e rëndësishme e diçkaje, tipari më i rëndësishëm i diçkaje, ...thelbi, qenësia", kjo fjalë duhet të zëvendësohet dhe është zëvendësuar tashmë me fjalën shqipe thelb. P.sh. në vend të: ***Esenca** e veprës (e përmbajtjes). **Esenca** e revolucionit. **Esenca** e çështjes* etj., përdoret fare mirë: ***Thelbi** i veprës (i përmbajtjes). **Thelbi** i revolucionit. **Thelbi** i çështjes* etj. Po kështu edhe shprehja librore ***në esencë...*** zëvendësohet me shprehjen shqipe ***në thelb***..., ***në të vërtetë***..., p.sh. ***Në thelb** (**në të vërtetë**), ai tha ato që duheshin thënë.* Mbiemri ***esencial*** është përdorur e po përdoret pa nevojë në mjaft togje të tilla, si: *Veçori **esenciale.** Dallim (kusht, tipar) **esencial.** Me rendësi **esenciale.** Pjesë më **esenciale*** etj. Kjo fjalë ka nisur të zëvendësohet drejt me disa fjalë shqipe, si: thelbësor, qenësor, i qenësishëm etj. P.sh.: *Çështje **thelbësore (qenësore).** karakteristikë (veçori) **thelbësore (qenësore).** Tipar i **qenësishëm (thelbësor).***

eufoni,~a *f.,* eufonik, ~e *mb.* Terma të gjuhësisë me prejardhje nga greqishtja. "Fjalori i termave të letërsisë" (1965) këta terma i zëvendëson përkatësisht me bukurzani, ~a dhe bukurzanor, ~e. "Fjalori i termave të gjuhësisë" (1975) i jep përkatësisht me bukurtingëllim, ~i dhe bukurtingëllues, ~e. Edhe FGJSSH këta dy terma të huaj i jep pa shpjegim, duke i çuar përkatësisht te fjalët shqipe ***bukurtingëllim, ~i*** dhe

***bukurtingëllues, ~e,*** të cilat këshillohen për t'u përdorur.

eveniment, ~i *m.* Fjalë me prejardhje nga gjuhët neolatine. Nuk jepet në FGJSSH. Në vend të kësaj fjale A. Xhuvani (në veprën "Për pastërtinë e gjuhës shqipe") këshillon, ndër të tjera, fjalën shqipe ngjarje. Pra, në vend të fjalës ***eveniment*** duhet të përdoret fjala ***ngjarje***, p.sh.: *Ngjarje e madhe historike* (në vend të: ***Eveniment*** *i madh historik).* ***Ngjarje*** *e jashtëzakonshme (e rrallë, e rëndësishme) (*në vend të*: Eveniment i jashtëzakonshëm...)* etj. Kjo fjalë përdoret zakonisht e ndjekur nga një përcaktor.

evident, ~e *mb.* Kjo fjalë librore, me prejardhje nga italishtja, nuk është dhënë në FGJSSH. Ajo mund të zëvendësohet, sipas rastit, me njërën nga këto fjalë ose shprehje të gjuhës sonë: i qartë, i dukshëm, që duket sheshit. Kështu, në vend të: *Lidhje* ***evidente****. Gjëra* ***evidente*** etj., mund të përdoren togjet *lidhje* ***të qarta.*** *Gjëra të* ***qarta*** *(****të dukshme, që duken sheshit****).* Po kështu duhet thënë: *Sukseset e letërsisë dhe të arteve tona janë* ***të qarta*** *(****të dukshme****)* (në vend të: ***evidente****).*

evitoj *kal.*, evitohet *pës.,* evitim, ~i *m.* Këto fjalë nuk jepen në FGJSSH. Folja ***evitoj*** (dhe ***evitohet***), me prejardhje nga gjuhët neolatine, mund të zëvendësohet me disa fjalë shqipe, sipas kuptimeve ose lidhjeve me fjalë të tjera, si p.sh.: mënjanoj (mënjanohet), shmang (shmanget). Kështu në vend të ***evitoj*** *rrezikun (gabimin, të keqen* etj.), mund të përdoret sipas rastit ***mënjanoj*** (***shmang***, ***i shmangem***) *rrezikun (gabimin, të keqen),* p.sh.: *Popujt e botës duhet të bashkohen për të* ***mënjanuar*** *(për të* ***shmangur****) rrezikun e një lufte të re* (në vend të: *për të* ***evituar****). Të* ***mënjanohen*** *dhe të mos përsëriten më gabimet dhe të metat që i vunë re vitin e kaluar* (në vend të: *të* ***evitohen***). Si rrjedhim, edhe emri ***evitim*** zëvendësohet me fjalët mënjanim, shmangie. Pra: ***mënjanimi*** *i të metave (i rreziqeve, i gabimeve)* ose ***shmangia*** *e të metave (e rreziqeve, e gabimeve).* Edhe mbiemri i ***paevitueshëm*** zëvendësohet me i pamënjanueshëm, i pashmangshëm, si p.sh.: *Dukuri (ngjarje) e* ***pamënjanueshme****. Vdekja është e* ***pamënjanueshme.*** *Revolucioni është i* ***pashmangshëm****.* etj.

fakt (në) Ky është një ndërtim i huaj. Në vend të kësaj shprehjeje duhet të përdoret shprehja ***në të vërtetë***. Pra, në vend të: ***Në fakt*** *ai nuk dinte gjë që...* duhet të thuhet: ***Në të vërtetë*** *nuk dinte gjë që...*

fals, ~e *mb.* Kjo fjalë me burim të huaj, që "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" e çon te fjala "i rremë", në shumë raste mund dhe duhet të zëvendësohet me këtë fjalë shqipe ***i rremë***. P.sh. në vend të: *Monedhë* ***false****. Dëshmi* ***false****. Miqësi* ***false****. Lajm* ***fals****. Çelës* ***fals*** etj., mund të thuhet: *Monedhë (miqësi, dëshmi)* ***e rreme****. Lajm* ***i rremë.*** *Çelës* ***i rremë*** etj.

fanitet (më), fanepset (më) *vetv.* Fjalë e huaj me prejardhje nga greqishtja. E para është edhe në FGJSSH, por atje në vend të kësaj fjale

këshillohet të përdoren: më përhihet, më shfaqet (më del) si hije. Kështu, në vend të: *Iu **faneps** fytyra e nënës* duhet të thuhet: *Iu **përhit** fytyra e nënës. M'u **faneps** në gjumë — M'u **shfaq** në gjumë. Iu **faneps** në ëndërr - Iu **shfaq** në ëndërr* etj. Siç shihet, zëvendësimi i kësaj fjale të huaj nuk i sjell asnjë varfërim gjuhës sonë letrare, as nga ana kuptimore, as nga ana stilistike.

fenomen, ~i *m.* Është edhe në FGJSSH. Kjo fjalë me prejardhje nga greqishtja, prej kohësh ka nisur të zëvendësohet me fjalën dukuri, p.sh.: ***Dukuri** fizike (kimike, atmosferike, shoqërore, gjuhësore). **Dukuritë** e natyrës* etj. (në vend ***të: fenomene** fizike, kimike, atmosferike...).* Në raste të veçanta, si në filozofi, në psikologji etj., termi ***fenomen*** përdoret gjerësisht si term ndërkombëtar. Në kuptimin e figurshëm (p.sh.: *Ai është një **fenomen**)* kjo fjalë mund të zëvendësohet me i jashtëzakonshëm, i pashoq *(Ai është i **jashtëzakonshëm**).* Në kuptimin "njeri shumë i shquar në fushën e artit, të kulturës etj." (p.sh. ***fenomen** botëror*), kjo fjalë mbetet ende në përdorim.

filan *pakuf.*, filan, ~i *m.*, filan/e, ~ia *f.* Fjala ***filan*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga turqishtja. Përdoret edhe si përemër i pakufishëm, në togje të tilla, si: *filan njeri, në filan vend* etj. edhe si emër në të dyja gjinitë, p.sh. *Ma tha **filani**. I erdhi **filania**.* Për të dyja rastet e përdorimit të kësaj fjale gjuha shqipe ka fjalët e saj aksh, akëcili, akëcila, p.sh.: ***Aksh** njeri. Në **aksh** vend. Më ka thënë **akëcila**. Në **akëcilin** fshat.*

filatur/ë ~a *f.* Kjo fjalë e huaj, e cila deri vonë është përdorur gjerësisht, ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. Nuk është përfshirë në FGJSSH, sepse është zëvendësuar nga fjala tjerrtore (nga folja ***tjerr*** me prapashtesën ***-tore***, njëlloj si thertore etj.) p.sh.: *Punon në **tjerrtoren** e Kombinatit të Tekstileve "Kosova". Punonjësit e **tjerrtores**.*

firmë, ~a *f.* Fjalë që ka hyrë në shqipen nga gjuhët neolatine. Me temën e saj janë krijuar, brenda shqipes, edhe foljet firmoj a firmos. Në vend të këtyre fjalëve, prej kohësh në gjuhën shqipe përdoren fjalët nënshkrim, nënshkruaj. P.sh.: *Vuri **nënshkrimin**. **Nënshkroi** marrëveshjen.* Këto fjalë që i ka edhe FGJSSH, kanë zënë vend jo vetëm në stilin zyrtar, por edhe në stilin bisedor dhe në atë të letërsisë artistike. Si shembull le të përmendim disa vargje nga poema "Shqiponjat fluturojnë lart", të I. Kadaresë: ***Nënshkrimi** i madh i Partisë qe hedhur: "Komiteti Qendror i PK Shqiptare"... Duke **nënshkruar** dokumentin e parë.* Fjala firmë nuk është zëvendësuar kur përdoret në kuptimin "Ndërmarrje individuale a tregtare në vendet kapitaliste, e cila prodhon ose shet mallra me markën e vet", p.sh.: ***Firmë** tregtare. **Firmë** e njohur.*

fokist, ~i *m.* Kjo fjalë e huaj, e cila haset ende në përdorim për të emërtuar punëtorin që ushqen e mban ndezur zjarrin në një lokomotivë, në një vapor etj. (kur punojnë me qymyrguri), ka hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja. FGJSSH nuk e ka, sepse në vend të saj përdoret fjala shqipe

zjarrtar, e formuar nga emri zjarr me prapashtesën *–tar*, p.sh.: ***Zjarrtari** i lokomotivës. Kujdesi për shëndetin e **zjarrtarëve**.*

front, ~i *m.*, frontal, ~e *mb.*, frontalisht *ndajf.* Kjo çerdhe fjalësh të huaja ka në bazë temën e fjalës ***front,*** e cila ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine dhe përdoret kryesisht me kuptimin "pjesa e përparme ose e fillimit të diçkaje; ballë, kreu". Në këtë kuptim ajo përdoret edhe në terminologjinë e minierave. Mund të zëvendësohet me fjalën shqipe ballë, p.sh.: ***Balli** i galerisë. **Balli** i tunelit.* Fjala ***frontal, ~e*** përdoret sot në dy kuptime: në kuptimin "që bëhet në drejtim të ballit a ballë për ballë" ajo mund të zëvendësohet me fjalën shqipe ballor, ~e, p.sh.: *Sulm **ballor**. Drejtim **ballor**. Mësymje **ballore.***, kurse në kuptimin "që bëhet në ballë të gjerë, që i përfshin të gjitha njëkohësisht" ajo mund të zëvendësohet me ballësor, ~e, p.sh.: *Përparim **ballësor**. Zgjidhje **ballësore**.* Në vend të fjalës ***frontalisht*** mund të përdoret togu ***në mënyrë ballësore***.

frontespic, ~i *m.* Lidhet me fjalën ***front*** dhe ka kuptimin "faqja e parë e një libri, ku shtypet titulli; figurë për zbukurim në faqen e parë të një libri ose në krye të fletës". Për ta zëvendësuar atë, është krijuar fjala e re shqipe ballinë, e cila është dhënë edhe në FGJSSH dhe në fjalorë terminologjikë. P.sh.: ***Ballina** e librit. Faqosi **ballinën**. Vihet në **ballinë**.*

frutikultur/ë, ~a *f.* Kjo fjalë e huaj nga fusha e bujqësisë është zëvendësuar fare mirë me fjalën pemëtari, p.sh.: *Sektori i **pemëtarisë**. Zhvillimi i **pemëtarisë**. Të ardhurat nga **pemëtaria**. Merren me **pemëtari*** etj. Edhe fjala frutikultor, ~i, që emërton punonjësin që merret me pemëtari, zëvendësohet me fjalën shqipe pemëtar, p.sh.: *Janë të përmendur si **pemëtarë** të zotë. Këshilla për **pemëtarët.*** Të dyja fjalët, ***pemëtari*** dhe ***pemëtar*** po përdoren tashmë gjerësisht dhe janë pasqyruar edhe në FGJSSH, ndërsa fjalën ***frutikulturë*** e çon te fjala ***pemëtari***.

gjiton, ~i *m.*, *sh.* ~ë, ~ët; gjiton/e, ~ia *f.*, sh. ~e, ~et. *Shih*: komshi, ~u *m.*, komshi/e, ~a *f.*

goniomet/ër, ~ri *m.* Kjo fjalë e huaj që shënon një vegël të posaçme për të matur këndet, është shqipëruar me fjalën shqipe këndmatës, p.sh.: ***Këndmatës** i thjeshtë.*

granuloj *kal.*, granulohet *vetv.*, granulim, ~i *m.*, granuluar (i, e) *mb.* Fjala ***granuloj***, me temë neolatine, mbulohet në të gjitha kuptimet e saj nga fjala shqipe kokrrizoj, p.sh.: ***Kokrrizon** lëndën plastike. **Kokrrizon** pluhurin.* Edhe fjalët e prejardhura ***granulohet, granulim, i granuluar*** zëvendësohen me fjalët shqipe: kokrrizohet, kokrrizim dhe i kokrrizuar, p.sh.: *Është lëndë që **kokrrizohet.** Makinë kokrrizimi, Superfosfat i kokrrizuar. Pluhur i kokrrizuar.* Nganjëherë përdoret edhe fjala e huazuar granulë që

zëvendësohet me shqipen kokrrizë. Po kështu mbulohet nga fjala shqipe kokrrizor, ~e mbiemri granular, ~e, p.sh.: *Ndërtim **kokrrizor**, Pleh **kokrrizor**. Borë **kokrrizore**.*

gusto, ~ja *f., sh.* ~, ot. FGJSSH nuk e ka këtë fjalë të huazuar nga italishtja, sepse në vend të saj në gjuhën shqipe përdoret prej kohësh fjala shije, p.sh.: *Me **shije** të hollë. Njeri me **shije.** Ua dinë **shijet.** Ka **shije.** Vishet me **shije.** I kënaq **shijet**.*

herbarium, ~i *m.* Fjalë e huaj e burimit latin që përdoret me kuptimin "koleksion bimësh të thara për qëllime studimi". Mund të zëvendësohet me fjalën shqipe bimëtore, të cilën e këshillon edhe FGJSSH. Kështu po përdoret edhe në tekstet mësimore, p.sh.: ***Bimëtorja** e shkollës. Paraqitën një **bimëtore**. E vendosi në **bimëtore**.*

hezitoj *jokal.,* hezitim, ~i *m.* Fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Në FGJSSI4 nuk janë dhënë, sepse në vend të tyre përdoren prej kohësh fjalët shqipe ngurroj, ngurrim, p.sh.: ***Ngurroj** ta marr. E bën pa **ngurruar**. Një çast **ngurrimi**. E bëri pa **ngurrim**. Pati njëfarë **ngurrimi**.*

identik, ~e *mb.* Fjalë me prejardhje nga gjuhët neolatine. Përdoret kryesisht në ligjërimin libror. FGJSSH e jep me "i njëjtë me një tjetër; që është po ai". Në vend të këtij huazimi mund të përdoret formimi shqip i njëjtë, i cili ia mbulon kuptimin, ose sinonimi i njëllojtë, p.sh.: *Qenie (sende) **të njëjta** (**të njëllojta**). Mendime (pikëpamje, synime, qëllime) **të njëjta** (**të njëllojta**). Kushte (rrethana) **të njëjta** (**të njëllojta**). Janë **të njëjtë** (**të njëllojtë**).*

igrasi,~a *f.* Fjalë e huaj, me përdorim krahinor, që ka hyrë në gjuhën shqipe nga greqishtja. Në vend të saj shqipja ka lagështirë, lagështi, formuar nga tema e mbiemrit i lagësht, p.sh.: *Ka **lagështirë** të madhe. Ka marrë **lagështirë**. U dëmtua nga **lagështira**. **Lagështia** e ajrit.*

imediat, ~e *mb.* Ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine dhe përdoret ende pa nevojë në ligjërimin libror. Në vend të saj ka kohë që po përdoren mbiemrat i menjëhershëm dhe i pandërmjetëm, p.sh. *Masa të **menjëhershme**. Duhen zgjidhur sa me parë nevojat e **menjëhershme** (e **pandërmjetme**). Detyra të **menjëhershme**.*

imperativ, ~e *mb.* Fjalë e huaj me prejardhje nga gjuhët neolatine. Në vend të saj përdoren fjalët shqipe urdhërues dhe i domosdoshëm. Pikërisht duke u nisur nga kjo, FGJSSH nuk e ka përfshirë fjalën e huaj ***imperativ***. Ja një varg shembujsh ku përdoret fjala shqipe në vend të fjalës së huaj ***imperativ***: *Detyrë (kërkesë) **e domosdoshme**. Në mënyrë **të domosdoshme*** (ose ***urdhëruese***). *Është detyrë **e domosdoshme** të ruajmë gjakftohtësinë dhe vigjilencën revolucionare. Çdo ditë që kalon e bën gjithnjë më të ngutshme*

*dhe **të domosdoshme**. I bindet zërit **urdhërues** të ndërgjegjes.*

implikoj *kal.*, implikohem *vetv.* Këto fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine nuk janë përfshirë në FGJSSH. Në vend të tyre prej kohësh përdoren fjalët ngatërroj a përziej, ngatërrohem a përzihem, p.sh.: *Deshën ta **ngatërronin** (ta **përzienin**) edhe atë në këtë punë. Nuk është **ngatërruar** (nuk është **përzier**) në atë çështje.* Në stilin bisedor në vend të fjalës së huaj ***implikohem***, mund të përdoret edhe shprehja frazeologjike ***ka gisht***, p.sh. *Në këtë çështje **ka gisht** edhe ai.*

impozant, ~e *mb.* Fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën shqipe nga frëngjishtja dhe që është përdorur kryesisht si fjalë librore. Vendin e saj tashti e kanë zënë fjalët hijerëndë dhe madhështor, ~e, p.sh.: *Shtatore (përmendore) **hijerëndë**. Përpara na del tabloja **madhështore** e Shqipërisë demokratike. Atij i pëlqente të fliste me një ton **madhështor**.* Si shihet edhe nga këta shembuj, fjala ***impozant*** është krejt e panevojshme në gjuhën shqipe, prandaj, me të drejtë, ajo nuk është pasqyruar në FGJSSH.

inauguroj *kal.*, inaugurohet *pës.*, inaugurim, ~i *m.* Kjo çerdhe fjalësh, me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, gjendet edhe në FGJSSH. Në vend të tyre tani përdoren gjerësisht fjalët shqipe përkatëse: përuroj, përurohet dhe përurim, p.sh.: ***Përuruan** uzinën (fabrikën, teatrin e ri). U **përurua** shkolla (hekurudha, rruga) e re. **Përurimi** i uzinës. U bë **përurimi**. Në ditën e **përurimit**.*

indeks, ~i *m.* Në vend të kësaj fjale të huaj librore, që ka hyrë në gjuhën shqipe nga frëngjishtja, ka kohë që po përdoret fjala shqipe tregues. Kjo përdoret jo vetëm në letërsinë politiko-shoqërore, por edhe në letërsinë shkencore e teknike, p.sh.: ***Treguesi** i përgjithshëm i çmimeve. **Tregues** i lindjeve (i vdekjeve). **Treguesi** alfabetik (kronologjik, gjeografik, bibliografik). **Treguesi** i dendurisë. Të dhënat e **treguesit**. **Treguesi** ka disa nënndarje. Një **tregues** i mirëqenies së masave punonjëse.*

indinjat/ë, ~a *f.*, indinjoj *kal.*, indinjohem *vetv.*, indinjuar (i,e) *mb.* Fjala ***indinjatë***, që përdoret në ligjërimin libror, ka hyrë në gjuhën tonë nga gjuhët neolatine, me përshtatje prapashtesore brenda shqipes. Ajo po zëvendësohet nga fjala shqipe zemëratë, ndonjëherë edhe nga fjala zemërim, p.sh.: *Shpërthimi i **zemëratës** popullore. E mësoi me **zemëratë** të thellë. Ata e shprehën **zemëratën** e tyre me protesta. U ngrit një valë e re **zemërate** dhe urrejtjeje. E kuptoj **zemëratën** tuaj* (ose edhe: ***zemërimin***). Edhe për fjalët e tjera që janë formuar brenda shqipes nga tema e kësaj fjale të huazuar, si: ***indinjoj, indinjohem**. **i indinjuar***, kemi fjalët shqipe zemëroj, zemërohem, i zemëruar ose edhe shprehjet ***mbush me zemërim e me urrejtje, mbushem me zemërim e me urrejtje***, të cilat mbulojnë plotësisht kuptimin e fjalëve të huaja të mësipërme.

indipendenc/ë, ~a *f.*, indipendent, ~e *mb.* FGJSSH nuk i ka këto fjalë të huazuara nga italishtja, sepse në vend të tyre përdoren prej kobësh fjalët shqipe pavarësi dhe i pavarur: ***Pavarësia*** *kombëtare (politike, ekonomike). Mbrojtja e* ***pavarësisë****. Shpallja e* ***pavarësisë.*** *Dita e* ***Pavarësisë.*** *Lufta për* ***pavarësi.*** *Shtet* ***i pavarur.*** *Është* ***i pavarur.***

infektiv, ~e *mb.* Fjalë e huaj që përdoret në terminologjinë e mjekësisë me kuptimin "që ka aftësinë të kalojë nga një i sëmurë te një i shëndoshë (për sëmundjet)". Ka filluar të zëvendësohet me fjalën shqipe ngjitës, ~e, p.sh.: *Sëmundje* ***ngjitëse****. Nuk është* ***ngjitëse****.*

influenc/ë, ~a *f.*, influencoj *kal.*, influencohem *vetv.*, influencuar (i, e) *mb.* Fjala e huaj ***influencë***, që ka hyrë në gjuhën tonë nga gjuhët neolatine, tashmë është zëvendësuar plotësisht nga fjala ndikim. Ja disa shembuj të përdorimit të fjalës ***ndikim*** në vend të ***influencë***: *Ka* ***ndikim*** *të madh. Nën* ***ndikimin*** *e të tjerëve.* ***Ndikimet*** *e huaja. Superfuqitë mundohen të ruajnë sferat e tyre të* ***ndikimit***. Edhe foljet ***influencoj, influencohem***, që janë formuar nga tema e kësaj fjale të huazuar, tashmë janë zëvendësuar plotësisht në gjuhën shqipe me ndikoj, ndikohem. P.sh.: *Ka* ***ndikuar*** *për mirë (për keq). Kushtet e punës e të jetës* ***ndikojnë*** *në botëkuptimin e njerëzve. Ai* ***ndikohet*** *shumë nga fjalët e të tjerëve.* Fjalët ***influencë***, ***influencoj, influencohem*** FGJSSH, me të drejtë, nuk i shpjegon, por i çon te fjalët shqipe ndikoj e ndikohem.

informoj *kal.*, informohem *pës.*, informim, ~i *m.*, informat/ë, ~a *f.* Kjo çerdhe fjalësh të huaja ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. Jepet edhe në FGJSSH, Përdorimi i tyre mund të kufizohet në një shkallë të madhe duke i zëvendësuar, sipas rastit, me fjalë e shprehje shqipe: ***informoj, informohem*** me lajmoj e lajmëroj, lajmohem e lajmërohem, njoftoj e njoftohem, ***vë në dijeni***, ***bëj të ditur***; ***informim*** e ***informatë*** me lajm, lajmërim, njoftim, ***vënie në dijeni***. P.sh.: *Sot na* ***lajmëruan*** *(na* ***njoftuan****) se...* (në vend të: *na* ***informuan****).* ***Njoftoj*** *drejtorinë për kryerjen e detyrave (në vend të:* ***informoj****).* ***Njoftohemi*** *se mbjellja e grurit ka përfunduar* (në vend të: ***informohemi*** *se...*); *Na* ***vini në dijeni*** (ose *na* ***njoftoni***, *na* ***lajmëroni****) për gjithçka do të vëreni* (në vend të: *na* ***informoni****).* ***Njoftimi (vënia në dijeni)*** *i kolektivit* (në vend të: ***informimi****).* ***Njoftimi*** *ishte i saktë* (në vend të: ***informata****).* ***Njoftime*** *të rëndësishme* (në vend të: ***informime****)* etj.

iniciativ/ë, ~a *f.*, iniciator, ~i *m.* Këto fjalë kanë hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. Për fjalën ***iniciativë*** FGJSSH në kuptimin e parë ("Punë që e merr përsipër i pari dhe me vullnetin e me dëshirën e vet një punonjës a një kolektiv për të bërë ose për të organizuar diçka, zakonisht të re e që kërkon përpjekje") këshillon të përdoret fjala nismë, e cila ka hyrë në përdorim prej kohësh dhe e mbulon plotësisht kuptimin e fjalës së huaj, p.sh.: ***Nismë*** *krijuese.* ***Nismë*** *revolucionare. Nxit* ***nismën****. Thelloj (përhap,*

*përqafoj) një* ***nismë****. Marr* ***nismën*** "filloj të veproj unë i pari". *Shpërthyen* ***nisma*** *të reja. E përkrahën* ***nismën*** *e punëtorëve.* Në kuptimin e dytë ("Aftësi për të çarë i pari e në mënyrë të pavarur në punë a në jetë, për të filluar një punë e për të vetëvepruar, për t'i dhënë shtysën e parë diçkaje") kjo fjalë e huazuar mund të zëvendësohet me fjalën shqipe vetëveprim, të cilën FGJSSH e jep si sinonim të saj, p.sh.: *Njeri me* ***vetëveprim****. Shpirti i* ***vetëveprimit****.* Për fjalën ***iniciator*** FGJSSH jep sinonimet shqipe nismëtar dhe nismës, që e zëvendësojnë plotësisht fjalën e huaj, p.sh.: ***Nismëtari*** *kryesor.* ***Nismëtar*** *i guximshëm. Është* ***nismëtar*** *i kësaj pune.* ***Nismëtar*** *i një metode të re.*

insistoj *jokal.,* insistohet *vetv.,* insistim, ~i *m.,* insistues, e *mb.* Këto fjalë nuk i ka FGJSSH. Janë huazime me temë nga gjuhët neolatine. Fjala ***insistoj*** ka kuptimin "ngul këmbë për diçka, kërkoj me forcë të më plotësohet një dëshirë etj.; i mbahem me ngulm mendimit tim", kuptime këto që i mbulon plotësisht togu ***ngul këmbë***. Krahas togut ngul këmbë kanë filluar të përdoren edhe fjalët këmbëngul dhe ngulmoj, te cilat i këshillon edhe (A.) Xhuvani në veprën e tij "Për pastërtinë e gjuhës shqipe" dhe i pasqyron edhe FGJSSH. Pra duhet thënë: ***Ngulte këmbë (këmbëngulte, ngulmonte)*** *për zbatimin e detyrave.* ***Ngul këmbë*** *me të drejtë.* ***Ngulte këmbë*** *në mendimin e vet.* Edhe fjalët e prejardhura ***insistim*** dhe ***insistues*** zëvendësohen me fjalët shqipe këmbëngulje a ngulmim, këmbëngulës a ngulmues, p.sh.: *Lufton me* ***këmbëngulje*** *(me* ***ngulmim****). Studion me* ***këmbëngulje*** *(me* ***ngulmim****). Qëndrim* ***këmbëngulës*** *(****ngulmues****). Përpjekje* ***këmbëngulëse*** *(****ngulmuese****).*

inspiroj *kal.,* inspirohem *pës., vetv.,* inspirim, ~i *m.,* inspirues, ~e *mb.* Këto fjalë me temë nga gjuhët neolatine FGJSSH nuk i ka. Folja ***inspiroj*** përdoret me kuptimin "bëj që të lindë në ndërgjegjen e dikujt një mendim, një ndjenjê etj" dhe është zëvendësuar fare mirë me foljen frymëzoj. Ja disa shembuj: *Idetë e Partisë* ***frymëzojnë*** *gjithë popullin. Janë* ***frymëzuar*** *nga shembulli i klasës* ***punëtore.*** Edhe fjalët e prejardhura ***inspirim, inspirues*** janë zëvendësuar përkatësisht me frymëzim, frymëzues, p.sh: ***Frymëzimi*** *i poetit. Burim* ***frymëzimi****. Shembull* ***frymëzues****.*

internacional, ~e *f.* Në vend të këtij termi po përdoret fjala shqipe ndërkombëtar/ë, ~e E ka edhe FGJSSH. Është një emërzim, sipas rregullave të shqipes, i mbiemrit të gjinisë femërore ndërkombëtar/e, ~ja, p.sh ***Ndërkombëtarja*** *komuniste.* ***Ndërkombëtarja*** *socialiste. Udhëheqësit e* ***ndërkombëtares****.* Termi ***internacional/e, ~ja*** në kuptimin e këngës luftarake të lëvizjes komuniste ndërkombëtare, të himnit ndërkombëtar të proletariatit, do të vazhdojë të përdoret p.sh.: *Nën tingujt e Internacionales. Buçet Internacionalja.*

intoksikohet *vetv.,* intoksikacion, ~i *m.,* intoksikim, ~i *m.* Fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Hasen sidomos në shkrime mjekësore,

veterinare dhe bujqësore. FGJSSH nuk i jep këto fjalë. Në vend të këtyre huazimeve të panevojshme duhet të përdoren fjalët shqipe helmohet, helmim, p.sh.: *U **helmua** nga ushqimi. **Helmim** i rëndë (i lehtë, i plotë, i pjesshëm). **Helmin** nga ushqimi.* Ne raste të veçanta mund të përdoret edhe varianti helmatis, helmatisje.

introduksion, ~i *m.* Kjo fjalë, e huazuar nga gjuhët neolatine, pothuajse nuk përdoret më në gjuhën shqipe. Ajo është zëvendësuar me fjalën shqipe hyrje. Ja disa shembuj: ***Hyrja** e veprës. Është e pajisur me një **hyrje**. **Hyrje** e gjatë (e shkurtër).*

kaldaj/ë, ~a *f.* Fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja. E ka edhe FGJSSH, i cili jep edhe sinonimin e saj shqip ngrohtore, që e zëvendëson mirë fjalën e huaj. Kështu mund të thuhet: ***Ngrohtore** elektrike. **Ngrohtore** me dy furra. Punon në **ngrohtore***. etj. Edhe fjala kaldajist, e huazuar po nga italishtja, zëvendësohet me fjalën shqipe ngrohtar, ~i, p.sh.: *Brigada e **ngrohtarëve**. Është **ngrohtar** i dalluar.*

kalkuloj *kal.*, kalkulim, ~i *m.* Termi ***kalkuloj,*** me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, përdoret me kuptimin "bëj veprime me numra për të nxjerrë një përfundim ose për të gjetur atë që kërkohet". Në këtë kuptim, në vend të këtij termi, përdoret fjala shqipe njehsoj, p.sh.: ***Njehsoj** sipërfaqen (vëllimin) e një trungu. **Njehsoj** shpejtësinë (kohën).* Edhe emri ***kalkulim*** zëvendësohet me fjalën njehsim, që lidhet nga pikëpamja fjalëformuese me foljen njehsoj, p.sh.: Njehsimi *i sipërfaqes (i gjatësisë, i lartësisë) së një trupi.* Në ligjërimin libror kalkuloj përdoret edhe me kuptimin e foljes llogarit: ***Llogarit** me përpikëri. E **llogarit** me laps në dorë.* Prandaj, sipas rastit, në vend të ***kalkuloj*** të përdoret fjala ***llogarit***, ndërsa në vend të emrit ***kalkulim*** fjala e prejardhur shqipe llogaritje: ***Llogaritje** aritmetike. **Llogaritja** e një këndi.* Fjala e huazuar kalkulatriç/e, ~ja, që përdoret si term në fushën e matematikës, mbulohet plotësisht me togjet e shqipes ***makinë llogaritëse, makinë njehsuese***, sipas tipit të emërtimeve të pathjeshta ***makinë shirëse, makinë larëse*** etj.

kallaballëk, ~u *m.* Fjalë e huaj që ka hyrë ne gjuhën shqipe nga turqishtja dhe përdoret kryesisht në ligjërimin bisedor. E ka edhe FGJSSH, si fjalë të ligjërimit bisedor, me kuptimin "grup i madh njerëzish, shumicë njerëzish; gjindje e madhe; turmë". Në vend të saj mund të përdoret fjala turmë, por, sipas rastit, edhe togfjalëshat ***gjindje e madhe, shumë njerëz*** (ose shumë), p.sh.: *U fut në **turmë**. Gjindje (**turmë**) e madhe. Kishte **shumë njerëz**. Jemi (bëhemi) **shumë**.* Megjithatë në biseda, në letërsinë artistike, në frazeologji (Mblidhe kallaballëkun) mund të përdoret me vlera stilistike.

kalorimet/ër, ~ri *m.* Ky term ndërkombëtar i fizikës e i kimisë me kuptimin "mjet për të matur sasinë e nxehtësisë që thithin ose lëshojnë

trupat", zëvendësohet me fjalën shqipe nxehtësimatës, të cilën e ka edhe FGJSSH.

karshi *ndajf.* dhe *paraf.* Është fjalë e ligjërimit bisedor, e huazuar nga turqishtja. Përdoret si ndajfolje dhe si parafjalë. FGJSSH e ka këtë fjalë, por nuk e shpjegon dhe të çon te fjalët shqipe, përkatësisht: përballë, ballë për ballë, përkundrejt: *I rri **përballë (ballë për ballë, përkundrejt)**. Në shtëpinë **përballë (përkundrejt)**. Mali që ndodhet **përballë (ballë për ballë, përkundrejt)**,* ndërsa për përdorimet si parafjalë këshillohen, sipas rastit, fjalët dhe shprehjet përballë, kundrejt, përpara, ndaj; në krahasim me, p.sh.: ***Përballë (kundrejt, përpara)** shtëpisë. Detyrat **ndaj** Atdheut (Partisë, popullit).* Pra, siç shihet, shqipja ka vetë disa mjete e mënyra për ta zëvendësuar fjalën e huaj.

kaskad/ë, ~a *f.* Edhe kjo fjalë, si sinonim i fjalës ***katarakt***, është përdorur pa nevojë për fjalën ujëvarë.

katarakt, ~i *m.* Kjo temë nga gjuhët neolatine, që ka kuptimin "rrjedhë uji që bie me rrëmbim nga një lartësi e madhe dhe e thiktë", është përdorur pa nevojë për fjalën shqipe ujëvarë, p.sh.: ***Ujëvarat** e Drinit. Bie si **ujëvarë**.* Fjala shqipe ***ujëvarë*** përdoret edhe me kuptim të figurshëm, p.sh.: ***Ujëvarë** drite.*

koagulon *kal.* e *jokal.*, koagulohet *vetv.*, koagulim, ~i *m.*, koaguluar (i, e) *mb.* Kjo çerdhe fjalësh me temë nga gjuhët neolatine përdoret kryesisht në mjekësi. Në vend të ***koagulon, koagulohet*** në gjuhën shqipe përdoren fjalët mpiks. mpikset, p.sh.: *E **mpiks** gjakun. **Mpikset** shpejt.* Në vend të ***koagulim*** përdoret emri mpiksje, ndërsa mbiemri ***i koaguluar*** zëvendësohet me i mpiksur. Prandaj thuhet: ***Mpiksja** e gjakut. Gjak **i mpiksur**.*

koincidon *jokal.* Kjo fjalë me temë të huaj nuk jepet në FGJSSH. Në gjuhën tonë fjala ***koincidon*** është përdorur me kuptimet: 1) "Ka gjëra të njëjta a të përbashkëta me diçka tjetër"; 2) "Ndodh në të njëjtën kohë me diçka tjetër, bie në po atë kohë". Në këto kuptime ajo zëvendësohet plotësisht me fjalët shqipe përkon, përputhet, pajtohet, p.sh.: *Thëniet e tyre **përkonin**. Përvjetori **përkonte** me një ngjarje tjetër të rëndësishme politike. Ardhja e tij **përkoi** me ditëlindjen tënde.*

kolektiv,~e *mb.*, kolektivisht *ndajf.* Fjalë me temë nga gjuhët neolatine. Përdoren shumë në ligjërimin libror. I ka edhe FGJSSH. Mbiemri ***kolektiv, ~e*** zëvendësohet me fjalën shqipe i (e) përbashkët, p.sh: *Punë* e përbashkët. *Përgjegjësi **e përbashkët**. Banesë **e përbashkët**. Kullotë **e përbashkët**.* Si term gjuhësor është zëvendësuar prej kohësh me fjalën shqipe përmbledhës, p.sh*:* *Emër **përmbledhës**. Me kuptim **përmbledhës.***, por vijon të përdoret si term në ekonomi, p.sh.: *Pronë **kolektive**. Normë **kolektive**.* Ndajfolja kolektivisht po

zëvendësohet me fjalët shqipe së bashku, bashkërisht (kur nuk ka kuptimin "si kolektiv, me kolektivin"), p.sh. *Punojmë së **bashku** (**bashkërisht**).*

komplikoj *kal.,* komplikim, ~i *m.,* komplikuar (i, e) *mb.* Kjo çerdhe fjalësh, që zë fill nga një temë e burimit neolatin, nuk është përfshirë në FGJSSH, sepse në vend të këtyre fjalëve të huaja të ligjërimit bisedor, përdoren fjalët shqipe ndërlikoj, ndërlikim, i ndërlikuar; koklavit, koklavitje. i koklavitur; në disa raste mund të përdoren edhe fjalët ngatërroj. ngatërrim, i ngatërruar. Ja një varg thëniesh që dëshmojnë përdorimin e këtyre fjalëve në vend të fjalëve ***komplikoj, komplikim, i komplikuar. Ndërlikoj*** *një ushtrim. E **ndërlikuan** çështjen. **Ndërlikimi** i gjendjes. Figurë e **ndërlikuar**. Detyrë e **koklavitur**. Punë **e koklavitur** (**e ngatërruar**).*

komshi, ~u *m., sh.* ~nj, ~njt; komshi/e, ~a *f., sh.* ~e, ~et. Fjalë e huazuar nga turqishtja. FGJSSH e ka këtë fjalë, por nuk e shpjegon dhe e çon te fjalët shqipe fqinj, ~i *m.* dhe fqinj/ë, ~a *f.,* p.sh.: ***Fqinji** im. Shkoj te **fqinjët**. **Fqinjë** e mire. Është **fqinja** ime.* Në përdorim mbiemëror fjala e huaj duhet zëvendësuar me shqipen fqinj, ~e, p.sh.: *Fshati **fqinj.*** Edhe fjala tjetër e huazuar ***gjiton***, duhet zëvendësuar, si emër dhe si mbiemër, me fjalët shqipe, përkatësisht: fqinj, ~i *m.,* fqinj/ë, ~a *f.* dhe fqinj, ~e *mb.*

koncentroj *kal.,* koncentrohem *vetv.,* koncentrim, ~i *m.* koncentruar (i, e) *mb.* Fjala ***koncentroj***, me temë nga gjuhët neolatine, është zëvendësuar me fjalën përqendroj, p.sh.: ***Përqendroi** forcat. **Përqendruan** zjarrin. **Përqendruan** pushtetin (fuqinë) në duart e veta.* Edhe ***koncentrahet*** është zëvendësuar me përqendrohet, ndërsa mbiemri ***i koncentruar*** me i përqendruar; të gjitha këto fjalë të prejardhura lidhen me temën e foljes ***përqendroj***. Prandaj duhet të thuhet: *Nuk **përqendrohet** dot. **Përqendrimi** i prodhimit. Me vështrim të **përqendruar.***

kondicionoj *kal.*, kondicionohet *vetv.*, kondicionim, ~i *m.*, kondicionuar (i, e) *mb.* Këto fjalë, me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, nuk jepen në FGJSSH, sepse në vend të tyre prej kohësh po përdoren fjalët e ndërtuara me temën kushtëzoj, kushtëzohet, kushtëzim, i kushtëzuar, p.sh.: *Plani i prodhimit **kushtëzon** planin e shpërndarjes. **Kushtëzohet nga** gjendja politike. **Kushtëzimi** i veprimeve. Dukuri **e kushtëzuar.** Refleks **i kushtëzuar /** psikol. Ajër i **kushtëzuar.***

kondit/ë, ~a *f.* Në vend të fjalës ***konditë*** FGJSSH këshillon që të përdoret fjala kusht p.sh.: ***Kusht** i domosdoshëm (kryesor). **Kushtet** ekonomike (shoqërore). **Kushtet** e jetesës. **Kushtet** e armëpushimit. Kapitullim pa **kushte.** Dënim me kusht / drejt.*

kondit/ë, ~a *f., sh.* ~a, ~at. Këtë fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine FGJSSH e ka, por nuk e shpjegon; në vend të saj këshillon fjalën

kusht, që përdoret prej kohësh dhe e zëvendëson në të gjitha kuptimet: ***Kusht*** *i domosdoshëm.* ***Kushte*** *ekonomike.* ***Kushti*** *i parë (i dytë, i tretë...)* ***Kusht*** *kryesor.* I *ka të gjitha* ***kushtet****. Punonte në* ***kushte*** *të vështira. Me* ***kusht*** *që...*

konfondoj *kal.,* konfondohet *vetv.,* konfondim, ~i *m.,* konfonduar (i, e) *mb.* Folja ***konfondoj,*** me temë nga gjuhët neolatine, ka kuptimin "përziej bashkë pa rregull e pa kriter; ngatërroj në mendje; marr një gjë për një gjë tjetër". Nuk është e përfshirë në FGJSSH, sepse me këtë kuptim përdoren fjalët shqipe ngatërroj, përziej. Ja disa shembuj: *I* ***ngatërruan*** *emrat. Më* ***ngatërroi*** *me një shokun e vet.* ***Ngatërroi*** *ngjyrat. U* ***ngatërruan*** *nocionet.* Edhe në vend të fjalëve të prejardhura ***konfondim, i konfonduar*** përdoren fjalët shqipe ngatërrim, i ngatërruar. P.sh.: ***Ngatërrimi*** *i dy çështjeve të ndryshme.* ***Ngatërrimi*** *i emrave (i datave).*

konfrontoj *kal.,* konfrontohem *vetv.*, konfrontim, ~i *m.* Kjo çerdhe fjalësh, që zë fill nga një temë e burimit neolatin, nuk është përfshirë në FGJSSH, sepse në vend të tyre në shqipen përdoren fjalët ballafaqoj, ballafaqohem, ballafaqim, p.sh.: ***Ballafaqoj*** *mendimet (pikëpamjet, përvojën, metodën e punës) me një tjetër. U* ***ballafaquan*** *para kolektivit.* ***Ballafaqimi*** *i së resë me të vjetrën. Metoda e* ***ballafaqimit. Ballafaqimi*** *është një nga format më të frytshme të kontrollit punëtor.* Sipas rastit, fjalët ***konfrontoj, konfrontohem*** e ***konfrontim*** zëvendësohen edhe me fjalët përqas, përqasem e përqasje, p.sh.: ***Përqas*** *dy përkthime.* ***Përqasja*** *e dy gjuhëve.*

konkluzion, ~i *m.,* konkludoj *kal.* Fjala ***konkluzion*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH me kuptimin kryesor "përfundim, mendim përgjithësues që nxirret pasi shqyrtohet e studiohet një çështje a diçka tjetër, duke u mbështetur në të dhëna të ndryshme"; prandaj edhe këshillohet që në çdo rast, në vend të ***konkluzion*** të përdorim fjalën shqipe përfundim, p.sh.: ***Përfundim*** *logjik (i drejt).* ***Përfundimi*** *që del nga përvoja. Nxjerr* ***përfundimet****.* E një rrënje me ***konkluzion*** është edhe folja ***konkludoj — përfundoj***, "arrij në një mendim përgjithësues pasi shqyrtohet a studiohet një çështje, duke u mbështetur në të dhëna të ndryshme". Kuptimi i saj mbulohet me foljen ***përfundoj***, ose, sipas rastit, me togfjalësha të ndërtuar me foljet ***nxjerr, arrij*** etj. ***përfundim***, p.sh.: *Tani po* ***përfundoj****. Duke* ***përfunduar****.* ***Përfunduan*** *një marrëveshje. Ata nxorën* ***përfundimin*** *se... Arritën në* ***përfundim*** *se...* Në terminologjinë sportive, ***konkludoj*** mbulohet edhe me foljen shënoj, p.sh.: *Nuk arrin të* ***shënojë****.*

konsiston *jokal.* Kjo folje e leksikut libror, me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, nuk përfshihet në FGJSSH, sepse në vend të saj në shqipen e sotme përdoret rregullisht fjala qëndron, p.sh.: *Ku* ***qëndron*** *shkaku i këtij ndryshimi? Këtu* ***qëndron*** *e vërteta.* (Fjala konsistim ka këto kuptime: fortësi, dendësi, lidhmëria më e dobët apo më e fortë e përbërësve, qëndrueshmëri;

*fig*. përhershmëri, palëkundshmëri. Folja konsiston ka këto kuptime: të jesh i qëndrueshëm, i ngulmët, që bëhet pa iu ndarë dhe me të gjitha forcat, që bëhet me këmbëngulje MD).

konsultor/e, ~ja *f. sh*. ~e, ~et. Fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Gjendet edhe në FGJSSH. Fjala shqipe këshillimore, që e zëvendëson në të gjitha kuptimet, ka filluar të përdoret gjerësisht, p.sh.: ***Këshillimorja** e grave (e fëmijëve). **Këshillimorja** e lagjes (e fshatit). Çoj fëmijën në **këshillimore**.*

kontemporan, ~e *mb*. Fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën e shkrimit nga gjuhët neolatine. Nuk e ka FGJSSH. Kjo fjalë është zëvendësuar me fjalën shqipe bashkëkohor, ~e, pra: *Qytetërimi **bashkëkohor**. Shoqëria (muzika, pedagogjia) **bashkëkohore**. Autorët (shkrimtarët) **bashkëkohorë.***

koordinoj *kal*, koordinim, ~i *m*., koordinues, ~e *mb*., koordinuar (i, e) *mb*. Këto fjalë kanë temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Gjithë këtë çerdhe fjalësh FGJSSTI nuk e jep. Kuptimin e foljes ***koordinoj*** e mbulon fjala shqipe bashkërendoj, p.sh. ***Bashkërendoj** detyrat (forcat, përpjekjet, veprimet...).* Edhe fjalët e prejardhura ***koordinim, koordinues*** dhe ***i koordinuar*** janë zëvendësuar me fjalët e shqipes bashkërendim, bashkërendues, i bashkërenduar, p.sh.: ***Bashkërendim** i veprimtarisë (i pikëpamjeve, i qëndrimeve). Organet **bashkërenduese**. Veprime (lëvizje) **të bashkërenduara.***

korparmat/ë, ~a *f., sh*. ~a, ~at. Fjalë e terminologjisë ushtarake e huazuar nga italishtja. FGJSSH këtë fjalë e ka lënë vetëm në një kuptim, si *hist*., pasi kështu emërtohej njësia më e madhe e ushtrisë sonë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare *("Përpara **korparmatë**, / armik mos lër mbi dhe, / me gjakun e heronjve, / ndërto Shqipërinë Re!")*. Në kuptimin "Njësi e madhe ushtarake që përbëhet nga disa divizione dhe nga trupa speciale" është zëvendësuar me truparmatë, siç e jep edhe FGJSSH. P.sh. *Shtabi i **truparmatës***.

korrektur/ë, ~a *f*. Kjo fjalë e huaj përdoret kryesisht si term në fushën e shtypshkronjës. FGJSSH kuptimin e dytë të saj "ndryshimi që i bëhet diçkaje për ta përmirësuar; shenja që tregon gabimet në një faqe të shkruar me dorë a me shtyp", nuk e shpjegon, por e çon te fjala shqipe ndreqje që e zëvendëson plotësisht, p.sh. *Bëj **ndreqjet** e duhura.* Termi korrekturë vijon të përdoret në kuptimin e parë "fletë e shtypur a fashikull, që përmban një tekst dhe shërben si kopje për të ndrequr gabimet e shtypit; bocë.

korrent, ~i *m*. Fjalë me burim nga gjuhët neolatine. Është zëvendësuar me fjalën shqipe rrymë, të cilën e këshillon edhe FGJSSH. Ja disa shembuj: ***Rrymë** elektrike. **Rrymë** e vazhdueshme. **Rrymë** trefazëshe (shumëfazëshe). Burim **rryme**. Ushqen me **rrymë**. I ndërpreu **rrymën**.*

kulminant, ~e *mb.,* FGJSSH e ka këtë fjalë të huaj, e cila ka hyrë në gjuhën tonë nga gjuhët neolatine. Në vend të saj përdoret fjala kulmor, ~e, p.sh.: *Pjesa **kulmore**. Pika **kulmore** e shfaqjes.* Në togun ***pika kulminante*** fjala e huazuar zëvendësohet, sipas rastit. edhe me e lartë***;*** mund të zëvendësohet edhe i gjithë togu me emrin kulmi, p.sh.: *Beteja kishte arritur pikën **më të lartë** (Beteja kishte arritur **kulmin**)* në vend të *Beteja kishte arritur pikën **kulminante**. Ajo kishte arritur pikën **më të lartë** (Ajo kishte arritur **kulmin**)* në vend të *Ajo kishte arritur pikën **kulminante**.*

kundërofensiv/ë, ~a *f., sh.* ~a, ~at. Shih tek ofensiv/ë, ~a.

kurioz, ~e *mb.,* kuriozitet, ~i *m.* Janë fjalë të huaja të panevojshme që kanë hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine, prandaj edhe FGJSSH nuk i ka. Mbiemri ***kurioz*** ka si kuptim të parë “që ka si dëshirë të madhe për të parë diçka, për të mësuar një të fshehtë, për të hyrë në hollësira etj.” dhe si kuptim të dytë me ngjyrim keqësues “që është i prirur të dijë edhe gjëra që nuk i përkasin dhe që nuk kanë të bëjnë me të”. Fjala ***kuriozitet*** përdoret me kuptimin “dëshirë e madhe për të parë diçka, për të hyrë në hollësira etj. (edhe me ngjyrim keqësues). Në vend të këtyre fjalëve sot përdoren përkatësisht fjalët shqipe kureshtar, ~e dhe kureshtj/e, ~ja, kërshëri, ~a, p.sh.: *Njeri **kureshtar**. Është (tregohet) **kureshtar**. E bëri **kureshtar.** Ka **kureshtje**. Shuaj **kureshtjen**.* Mbiemri kureshtar përdoret edhe me kuptimin “ai që ka kureshtje”, p.sh.: *Ishin mbledhur shumë **kureshtarë.*** Edhe trajta e shumësit kuriozitete me kuptimin “diçka që të ngjall kureshtje” mund të zëvendësohet me fjalën kureshti, ~të, p.sh. ***Kureshtitë** shkencore. Vizitoi **kureshtitë** e vendit (e qytetit)* etj. (Fjala ***kuriozitet*** ka edhe këto kuptime: që ndodhë rrallë, diç jo e rëndomtë, e jashtëzakonshme, veçanti, çuditshmëri; gjë e rrallë, gjë interesante, gjë e denjë për t’u parë MD).

lavatriç/e, ~ja *f.* Kjo fjalë e huaj që ka hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja, zëvendësohet me togfjalëshin ***makinë larëse*** ose edhe vetëm ***larëse***. E ka edhe FGJSSH, p.sh.: *Fut rrobat në **makinë larëse**. Prodhimi i **makinave larëse**.* (Këto propozime nuk janë me vend, meqë ***lavatriçe*** ka kuptimin e ngushtë për ***makinën e larjes së rrobave***, kurse, në anën tjetër, kemi edhe ***makinën për larjen e enëve***, prandaj ***makinë larëse*** ka kuptim të gjerë dhe nuk mund ta zëvendësojë fjalën ***lavatriçe*** e lëre më të thuash vetëm ***larëse***, ku mund të nënkuptohet edhe njeriu si larës i rrobave dhe i enëve. MD).

legjislativ, ~e *mb.* Për këtë fjalë të huaj FGJSSH të çon te fjala shqipe ligjvënës, ~e, e cila e ka zëvendësuar atë në të dy kuptimet e saj: 1) “që ka të drejtën të nxjerrë e të vendosë ligje” dhe 2) “që merret me hartimin e ligjeve”. Në vend të fjalës së huazuar ***legjis1ativ*** takohet edhe termi ***ligjdhënës,*** i cili nuk është i nevojshëm, sepse termi ***ligjvënës*** i mbulon plotësisht kuptimet e fjalës së huazuar, p.sh.: *Organ **ligjvënës**. Pushteti **ligjvënës**. Veprimtari **ligjvënëse**.*

leguminoze, ~t *vet. sh.*, leguminoz, ~e *mb.* Terma të botanikës me burim nga gjuhët neolatine; nuk jepen në FGJSSH. Emri ***leguminoze, ~t,*** ka kuptimin "familje bimësh, e cila përmbledh barishte, shkurre ose drurë që ë kanë frytin bishtajë"; këtu hyjnë, p.sh, bizelet, bathët, fasulet, thjerrëzat, qiqrat etj. Në vend të emrit ***leguminoze, ~t*** FGJSSH jep fjalën bishtajore, ~t, p.sh.: *Familja e* ***bishtajoreve. Bishtajore*** *njëvjeçare (shumëvjeçare).* Mbiemri ***1eguminoz, ~e*** është zëvendësuar me fjalën shqipe bishtajor, ~e ("që e ka frytin bishtajë a si bishtajë"), pra, thuhet: *Bimët* ***bishtajore.*** *Perimet* ***bishtajore.***

literatur/ë, ~a *f., sh.* ~a, ~at. Fjalë e huazuar nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH, por pa shpjegim. Në vend të saj këshillohet fjala letërsi. Fjala e huaj duhet zëvendësuar vetëm në kuptimin "tërësia e veprave të shkruara që kanë të bëjnë me një nga fushat e dijes ose që trajtojnë një çështje të caktuar", që përdoret ende, p.sh.: ***Letërsi*** *politike (shkencore, teknike, mjekësore, pedagogjike, gjuhësore, historike).* ***Letërsia*** *për Skënderbeun.* ***Letërsia*** *për rritjen e gjedhit (për bletarinë, për pemëtarinë, për sëmundjet e fëmijëve).* Në kuptimet e tjera ("krijimtari letrare, lloj arti etj."), ajo është zëvendësuar me kohë.

medicin/ë, ~a *f.,* medicinal, ~e *mb.* Fjalë të huaja që kanë hyrë në shqipen e shkruar nga gjuhët neolatine. Në vend të tyre përdoren prej kohësh fjalët mjekësi, ~a dhe mjekësor, ~e. Tashmë edhe në botimet e shkencës së mjekësisë, me të drejtë, u është dhënë përparësi formimeve shqipe. Kështu tani lexojmë rregullisht: ***Mjekësia*** *ligjore.* ***Mjekësia*** *sportive. Studion për* ***mjekësi****. Sapun* ***mjekësor****. Bimë* ***mjekësore****. Qendër* ***mjekësore****.*

medikolegal, ~e *mb.* Në vend të kësaj fjale të përbërë nga dy tema të huaja, po përdoret që prej disa vjetësh formimi shqip mjekoligjor, ~e. Kështu thuhet: *Komision* ***mjekoligjor****. Shqyrtim* ***mjekoligjor****.*

megaloman, ~e *mb.* megalomani, ~a *f.,* janë dy fjalë të huaja që përdoren kryesisht në stilin libror. FGJSSH i çon përkatësisht te fjalët mendjemadh, mendjemadhësi, p.sh.: *Njeri* ***mendjemadh*** (në vend të: *Njeri* ***megaloman****). Është* ***mendjemadhe****. Shenja* ***mendjemadhësie.*** *Flet me* ***mendjemadhësi.*** (Kuptimi kryesor i kësaj fjale është: harbim, dëshirë e tepruar për një gjë; trenia – marrëzia e madhështisë, madhështi e përfytyruar, mbivlerësim i sëmurë i vetvetes etj., prandaj kjo fjalë nuk mund të zëvendësohet vetëm me fjalën mendjemadhësi MD).

-metër Fjalë me burim nga greqishtja e vjetër, që përdoret edhe si gjymtyrë e dytë në shumë fjalë të përbëra me kuptimin "masë, matës", p.sh.: ***barometër, gazometër, goniometër, gjeometër, kalorimetër. manometër, perimetër, termometër*** etj. Një pjesë e këtyre fjalëve, që kanë hyrë si terma me përdorim ndërkombëtar, përdoren edhe në gjuhën shqipe p.sh. ***barometër, gjeometër, kilometër, termometër*** etj. kurse pjesa tjetër, me të cilën

emërtohen veglat dhe aparatet teknike, është zëvendësuar me fjalë shqipe. Kështu p.sh., FGJSSH këshillon të përdoret: gazmatës në vend të gazometër, nxehtësimatës në vend të kalorimatës, këndmatës në vend të goniometër, dendësimatës në vend të densimetër.

mizeri/e, ~a *f.* FGJSSH nuk e ka këtë fjalë të huazuar nga gjuhët neolatine, sepse kemi fjalën shqipe mjerim për kuptimet themelore përkatëse: ***Mjerim** i madh. Jetonte në **mjerim.** Shpëtuan nga **mjerimi**.* Edhe si sharje, në përdorime të tilla, si: *Ik, or **mizerie**! Ç'**mizerie**!* etj., që i takojnë ligjërimit të thjeshtë dhe nuk janë të gjuhës letrare, fjala e huaj mund të zëvendësohet me fjalë të shqipes (*fig.* i keq, i ndyrë, i poshtër): *Ik, or i lig (i poshtër)! Sa i poshtër (i ndyrë, i lig, i keq)!*

monst/ër, ~ra *f.*, monstruoz,~e *mb.* Të dyja këto fjalë me prejardhje nga gjuhët neolatine nuk jepen në FGJSSH. Emri ***monstër*** në gjuhën tonë është përdorur me disa kuptime, që i mbulon plotësisht fjala shqipe përbindësh. Këtë e këshillon të përdoret edhe A. Xhuvani (në veprën: "Për pastërtinë e gjuhës shqipe"). Edhe mbiemri ***monstruoz*** (që përdoret në kuptimet 1) "Që ka përmasa jashtëzakonisht të mëdha, që të kall tmerrin"; 2) *fig. keq.* "Shumë i shëmtuar e i neveritshëm, që bëhet me egërsi të madhe"), zëvendësohet plotësisht me fjalën shqipe i përbindshëm. P.sh.: *Qenie e **përbindshme**. Krime të **përbindshme**.*

monument,~i m., sh. ~e, ~et. Fjalë e huazuar nga gjuhët neolatine. Në kuptimet "vepër arkitekture ose skulpturë e ngritur në një vend për të përjetësuar kujtimin e një ngjarjeje historike a të një njeriu të shquar", dhe "vepër e shkruar, që ka vlera të veçanta historike, kulturore, shkencore etj." ka hyrë në përdorim fjala shqipe përmendore, p.sh.: ***Përmendorja** e Partizanit (e Skënderbeut). I ngritën një **përmendore**. **Përmendoret** e para të shkrimit të shqipes. Poema "Bagëti e bujqësi" është **përmendore** e pavdekshme.* Edhe në kuptimin "ndërtesë a vepër tjetër arti (urë etj.) e vjetër e me vlera artistike ose historike" mund të zëvendësohet po me fjalën ***përmendore***, p.sh.: ***Përmendore** historike. **Përmendore** arkitekture. Instituti i **Përmendoreve** të Kulturës. Mbrojtja e **përmendoreve**. U shpall **përmendore** kulture.*



mortalitet, ~i *m.* Fjalë e huazuar nga frëngjishtja. Është përdorur kryesisht në fushën e mjekësisë. Në vend të saj ka hyrë në përdorim fjala vdekshmëri, ~a, të cilën e këshillon edhe FGJSSH. Fjala shqipe ***vdekshmëri, ~a*** e mbulon fjalën e huaj në të gjitha kuptimet dhe përdorimet, p.sh.: ***Vdekshmëri** e lartë (e ulët). Ulja e **vdekshmërisë**.*

neglizhoj *kal.* dhe *jokal.*, neglizhenc/ë, ~a *f.* Fjalë me temë të huazuar nga frëngjishtja. Në FGJSSH nuk janë dhënë. Fjala ***neglizhoj*** mund të zëvendësohet me disa shprehje shqipe sipas kuptimeve ose lidhjeve të saj me fjalë të tjera. P.sh.: *Nuk **kam kujdes**. Nuk **i vë kujdes**. **Lë pas dore*** (të cilat i

këshillon edhe A. Xhuvani në veprën e tij “Për pastërtinë e gjuhës shqipe”): i shmanget, p.sh.: *Ai **lë pas dore** detyrën. Nuk duhet **lënë pas dore**. Ai nuk **i vë kujdes***. Fjalën ***neglizhencë*** e zëvendësojnë fjalët shqipe pakujdesi, ***mungesë kujdesi***, p.sh. ***Pakujdesi** në punë. Ndodh (vjen) nga **pakujdesia*** a ***mungesa e kujdesit***, por shqipja ka edhe mënyra të tjera të themi që e mënjanojnë fare këtë fjalë. P.sh.: Nuk ia vë veshin punës. Nuk tregoi kujdes në punë.

novacion, ~i *m.*, *sh.* ~e, ~et. Huazim nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH. Nganjëherë në botime të ndryshme, sidomos në shtypin e përditshëm, ka dalë edhe në trajtën inovacion. Kuptimi kryesor i kësaj fjale është “metodë e re në prodhim ose në teknikë, diçka e re e përparimtare në fushën e shkencës a të artit”. Në këtë kuptim zëvendësohet me fjalën e shqipes risi, p.sh.: ***Risi** gjuhësore. **Risi** letrare.*

ofensiv/ë, ~a *f., sh.* ~a, ~at. Është fjalë me burim nga gjuhët neolatine. Përdoret kryesisht në terminologjinë ushtarake, por edhe në fusha të tjera me kuptim të figurshëm. Është përfshirë edhe në FGJSSH, por aty jepet njëherazi edhe fjala shqipe mësymje, e cila e zëvendëson atë në të gjitha kuptimet e përdorimet: ***Mësymje** e përgjithshme. **Mësymje** ushtarake. Kaluan (u hodhën) në **mësymje**. Nisën **mësymjen***. Edhe fjala kundërofensivë zëvendësohet me fjalën kundërmësymj/e, ~a: ***Kundërmësymja** e ushtrisë Nacionalçlirimtare. Filloi **kundërmësymja** e përgjithshme. U hodhën në **kundërmësymje***.

okllai, ~ia *f.*, *sh.* ~, ~të. Fjalë me prejardhje nga turqishtja, që në disa të folme të shqipes ka marrë trajta të ndryshme. Në vend të kësaj fjale të huaj në gjuhën letrare përdoret e duhet të përdoret fjala petës, ~i, që është me burim popullor, p.sh.: *E tëholl me **petës.***

orator, ~i *m., sh.* ~ë, ~ët; oratori, ~a *f.*; oratorik, ~e *mb.* Janë fjalë të huaja me burim nga gjuhët neolatine. FGJSSH i cilëson si fjalë librore dhe në vend të shpjegimit jep fjalët shqipe përkatëse: gojëtar, ~i (femërore e saj gojëtar/e, ~ja); gojëtari, ~a; gojëtar, ~e, p.sh.: *Është **gojëtar** i madh. Shquhet si **gojëtar** (**gojëtare**). Art i **gojëtarisë**. **Gojëtaria** është arti i të folurit bukur e rrjedhshëm. Aftësi **gojëtare**.* Siç shihet, fjalët shqipe i mbulojnë fjalët e huaja në të gjitha kuptimet dhe përdorimet.

parantez/ë, ~a *f.* Fjalë me burim nga greqishtja e vjetër që ka hyrë në gjuhën shqipe nëpërmjet frëngjishtes. FGJSSH e jep këtë fjalë me dy kuptime. Kur përdoret me kuptimin e parë “Shenjë pikësimi, e përbërë nga dy viza të harkuara, ku përfshihen fjali sqaruese në mes të një fjalie; shenjë e tillë që përdoret në veprimet matematike”, zëvendësohet me termin kllapë, ~a, p.sh.: *Hap (mbyll) **kllapat**. Vë midis **kllapave** (ndër **kllapa**). **Kllapa** katrore.* Kur përdoret me kuptimin e dytë “Fjalët ose fjalitë që thuhen si diçka e ndërmjetme a anësore, jo të lidhura drejtpërdrejt me fillin themelor të shtjellimit të mendimit”, fjala ***porantezë*** zëvendësohet me ndërtime e togje të

tjera të shqipes që përdoren me kuptim të përafërt, p.sh.: *E tha kalimthi, **ndërmjet të tjerash**,* në vend të: *E tha në **parantezë.***

parcel/ë, ~a *f.,* parceloj *kal.,* parcelim, ~i *m.* Fjala parcelë është huazuar nga italishtja. FGJSSH e ka këtë fjalë, por nuk e shpjegon dhe e çon te fjala shqipe ngast/ër, ~ra, e cila ka marrë përhapje të gjerë, p.sh.: ***Ngastër** e madhe (e vogël). Kullimi i **ngastrave**. **Ngastrat** e misrit (e grurit, e pambukut).* Kuptimet dhe përdorimet e fjalëve të prejardhura ***parceloj*** dhe ***parcelim*** mbulohen me togjet e shqipes ***ndaj** (tokën) **në ngastra*** dhe ***ndarja*** *(e tokës)* ***në ngastra*** ose me fjalët ngastëroj, ngastërim.

pastiçeri, ~a *f.* pastiçer, ~e *mb.* Të dyja këto fjalë të huaja kanë hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja. Në vend të emrit ***pastiçeri*** ka kohë që në shqipen përdoret fjala ëmbëltore. FGJSSH nuk e shpjegon këtë fjalë, por e çon te fjala shqipe ëmbëltore. Ja një varg shembujsh ku fjala shqipe ***ëmbëltore*** përdoret në vend të fjalës së huaj ***pastiçeri**: Hynë në një **ëmbëltore**. **Ëmbëltore** "Rinia". **Ëmbëltore** "Tirana"*. Fjala ***pastiçer*** përdoret me kuptimin "ai që merret me gatimin e ëmbëlsirave, ai që bën ëmbëlsira". Në këtë kuptim kjo fjalë e huazuar mund të zëvendësohet me shqipen ëmbëltar (Fjala **ëmbëltar** nuk është në FGJSSH, në vend të kësaj duhet përdorur ëmbëlsirashitës MD). Ja disa shembuj: *Punon si **ëmbëltar.*** Është ***ëmbëltar** i dalluar.*

penetroj *kal.,* penetrim,~i *m.* , penetrues, ~e *mb.* Këto fjalë, me temë nga gjuhët neolatine, nuk jepen në FGJSSH, sepse janë zëvendësuar tashmë me fjalët shqipe depërtoj, depërtim, depërtues, p.sh.: *Ushtritë armike nuk **depërtuan** dot në prapavija. **Depërtim** ushtarak. **Depërtim** ideologjik.* (Kjo fjalë ka edhe këto kuptime penetrim: fuqi depërtuese, mendjehollësi, mendjemprehtësi, aftësi për të hyrë në thelbin e gjërave; penetroj: hyj, futem, përshkoj, infiltrohem, shpërthej; shoh tej përtej, shoh nëpër; *fig.* blej mendjen, tejshoh; shoh në fund të fundit; kuptoj, marr vesh; hetoj, vëzhgoj etj. MD).

perfeksionoj *kal.,* perfeksionohem *vetv.*, perfeksionim, ~i *m.* Këto fjalë me temë nga gjuhët neolatine nuk i jep FGJSSH. Kuptimi kryesor i fjalës ***perfeksionoj*** është "bëj diçka më të mirë nga ç'ka qenë, duke synuar të mos ketë asnjë të metë; përsos". Zëvendësohet me fjalët shqipe përsos, përkryej. p.sh.: ***Përsos** (**përkryej**) metodën e punës (stilin në punë). Ka **përsosur** (**përkryer**) gjuhën* etj. Edhe fjalët ***perfeksionohem, perfeksionim*** zëvendësohen përkatësisht me ***përsosem, përsosje***, p.sh.: ***Përsoset** teknika. Çdo ditë edukohemi, mësojmë, kalitemi e **përsosemi**. **Përsosja** e mëtejshme e planifikimit të bujqësisë. **Përsosja** e metodës dhe e stilit në punë* etj.

personal, ~e *mb.* Fjalë e huazuar nga gjuhët neolatine. Ka filluar të zëvendësohet në të gjitha kuptimet dhe përdorimet me fjalën shqipe vetjak,

~e, p.sh.: *Pronë* ***vetjake****. Interesi* ***vetjak****. Çështje* ***vetjake****. Higjiena* ***vetjake****. Jep shembullin* ***vetjak****. Sende vetjake. Basketbollistët bënë pak gabime* ***vetjake****.*

petal, ~i *m.* Fjalë e huaj e fushës së botanikës që emërton "secilën nga fletëzat e holla me ngjyra, që përbëjnë kurorën e një luleje". Në këtë kuptim kjo fjalë është zëvendësuar me fjalën shqipe pet/ël, ~la, p.sh.: ***Petël*** *e kuqe.* ***Petlat*** *e trëndafilit. I ranë* ***petlat****.*

predominoj *kal.*, predominim, ~i *m.*, predominues, ~e *mb.* Edhe këto fjalë nuk jepen në FGJSSH. Fjala ***predominoj*** me burim gjithashtu nga gjuhët neolatine, ka kuptimin "kam epërsi, zotëroj mbi të tjerët, sundoj mbi të tjerët, shquhem më shumë", dhe zëvendësohet fare mirë në gjuhën tonë me fjalët mbizotëroj, mbisundoj, p.sh.: *Në brigadë* ***mbizotërojnë*** *gratë. Në vepër* ***mbisundojnë*** *elementet e motiveve popullore. Në fshat para Çlirimit* ***mbisundonin*** *marrëdhëniet gjysmëfeudale. Në vendin tonë* ***mbizotëron*** *popullsia fshatare. Kudo* ***mbizotëron*** *fryma e aksionit.* Emri ***predominim*** zëvendësohet me mbizotërim, mbisundim. p.sh.: ***Mbizotërim*** *i thellë (i madh, i dukshëm).* ***Mbizotërim*** *i metodave revolucionare.* ***Mbisundimi*** *i industrisë së rëndë.* ***Mbisundimi*** *i së kuqes mbi ngjyrat e tjera.* Edhe mbiemri ***predominues*** zëvendësohet me mbizotërues, mbisundues, p.sh.: *Forcë* ***mbizotëruese****. Sektor* ***mbizotërues****. Ide* ***mbisunduese****. Tipar* ***mbisundues****.*

preferoj *kal.*, preferohem *pes.*, preferim, ~i *m.*, preferenc/ë, ~a *f.*, preferuar (i, e) *mb.* Foljen ***preferoj*** (***preferohem***), me temë të huazuar nga gjuhët neolatine, FGJSSH e cilëson si fjalë librore dhe në vend të shpjegimit jep fjalët dhe shprehjet shqipe parapëlqej. pëlqej më shumë, p.sh.: ***Parapëlqen (pëlqen më shumë)*** *mendimin tënd.* ***Parapëlqejmë (pëlqejmë më shumë)*** *lojërat me dorë.* Në ligjërimin bisedor në këtë kuptim përdoret edhe shprehja ***kam qejf më shumë***, p.sh.: *Është gjella* ***që kam qejf më shumë****.* Fjalët ***preferim*** dhe ***i preferuar****,* që janë formuar nga tema foljore, zëvendësohen nga fjalët parapëlqim dhe (i, e) parapëlqyer, p.sh.: ***Parapëlqimi*** *i kësaj lidhet me vetitë që ka. Rrushi, molla, portokalli, mandarina janë nga frutat më të* ***parapëlqyera****.* Me fjalën shqipe ***parapëlqim***, në kuptimin "prirje që kemi ndaj dikujt a diçkaje, që më pëlqen më shumë se të tjerët a të tjerat; mendimi paraprak që jep dikush se e pranon dikë a diçka, miratim, pëlqim paraprak", mund të zëvendësohet edhe fjala preferencë që është huazuar nga italishtja, p.sh.: *Sipas* ***parapëlqimit*** *të secilit. Nuk është ecur me* ***parapëlqime.***

presion, ~i *m.* Është fjalë e huaj me prejardhje nga gjuhët neolatine. Në vend të saj FGJSSH ka dhënë fjalën shqipe trysni, ~a (që është si term në fizikë) me kuptimin "forca e shtypjes që ushtron një trup i ngurtë, i lëngët a i gaztë me peshën ose me forcën e tij mbi një trup tjetër; shtypje, presion". Pra thuhet: ***Trysnia*** *e ajrit.* ***Trysnia*** *atmosferike.* ***Trysnia*** *e gjakut.* Në kuptimin e

dytë “ndikim që ushtrohet me forcë kundrejt dikujt, shtrëngim për ta detyruar të veprojë ashtu siç dëshiron një tjetër, forca që ushtrohet kundrejt diçkaje, trysni” kjo fjalë përdoret, por, siç shihet nga shpjegimi, FGJSSH jep krahas saj edhe me këtë kuptim fjalën ***trysni, ~a***, e cila ka filluar aty-këtu ta zëvendësojë fjalën ***presion*** edhe me kuptim të figurshëm, p.sh.: ***Trysni*** *ekonomike (politike, ideologjike). Ushtron* ***trysni.*** Ky përdorim ka filluar të zgjerohet duke u shtrirë edhe në fusha të tjera.

prezentoj *kal.*, prezentohem *vetv.*, prezentim, ~i *m.* Fjalë me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Përdoret pa nevojë sidomos në ligjërimin bisedor. FGJSSH nuk i ka këto fjalë dhe në vend të tyre jep fjalët dhe togjet e fjalëve shqipe, përkatësisht: paraqit, njoh me; paraqitem, njihem me; paraqitje, njohje. p.sh.: *Po ju* ***paraqit*** *(po ju* ***njoh****). Ia* ***paraqiti*** *vëllait (****E njohu*** *me vëllanë). Të* ***paraqitemi*** *(të* ***njihemi****). Po* ***paraqitem*** *edhe unë.* ***Paraqitja*** *te eprori.*

primar, ~e *mb.* Fjalë librore me prejardhje nga gjuhët neolatine. FGJSSH fjalën ***primar, ~e*** e jep pa shpjegim, duke e çuar te fjala shqipe parësor, ~e, e cila e zëvendëson plotësisht fjalën e huaj, p.sh.: *Kuptimi* ***parësor***. *Dukuri* ***parësore***. *Trajta* ***parësore***.

produktiv, ~e *mb.*, produktiv, ~i *m.* Kanë hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. Në vend të mbiemrit ***produktiv***, që ndeshet më shumë në ligjërimin letrar, përdorim fjalët prodhues, prodhimtar dhe i frytshëm, frytdhënës, p.sh.: *Është shumë* ***prodhimtar***. *Punë e* ***frytshme*** *(****frytdhënëse****). Ekonomi (degë)* ***prodhimtare***. *Vit* ***prodhimtar***. *Prapashtesë* ***prodhimtare***. *Tokë* ***prodhimtare***. Për produktivitet FGJSSH në vend të shpjegimit jep sinonimin shqip prodhimtari, p.sh.: *Rritja e* ***prodhimtarisë*** *së tokës. Të ngremë më tej shkallën e* ***prodhimtarisë***.

progres, ~i *m.*, progresist, ~e *mb.* Kjo çerdhe fjalësh, që zë fill nga një temë e burimit latin, përdoret kryesisht në gjuhën librore. Fjalën ***progres***, të cilën FGJSSH e shpjegon: “prirje e përgjithshme zhvillimi, ecje përpara, kalim në një shkallë më të lartë, përparim”, e zëvendëson fjala shqipe përparim, të cilën edhe FGJSSH e jep si sinonim pas shpjegimit, p.sh.: ***Përparim*** *ekonomik (shoqëror). Ne rrugën e* ***përparimit***. Mbiemrin ***progresist*** FGJSSH nuk e shpjegon, por e jep me referim te fjala shqipe përparimtar, që e zëvendëson plotësisht në të gjitha kuptimet e përdorimet, p.sh.: *Forcat* ***përparimtare***. *Mendimi* ***përparimtar***.

progresiv, ~e *mb.* Edhe kjo fjalë e huaj, me burim latin, përdoret kryesisht në gjuhën librore. Mund të zëvendësohet, sipas rastit, me fjalën shqipe i përparuar e përparues, p.sh.: *Mesatarja e* ***përparuar***. *Norma* ***të përparuara***. *Farma* ***përparuese*** *e sëmundjes.*

proporcion, ~i *m.* proporcional, ~e *mb.* disproporcion, ~i *m.* Këto fjalë

të huaja, siç këshillon edhe “Fjalori i gjuhës së sotme shqipe”, zëvendësohen përkatësisht me fjalët shqipe përpjesëtim, ~i, përpjesëtimor, ~e dhe shpërpjesëtim, ~i, p.sh.: *Madhësi* ***përpjesëtimore***. *Zhdukja e* ***shpërpjesëtimeve*** etj.

radikal, ~e *mb.*, radikalisht *ndajf.* Fjalë me temë nga gjuhët neolatine. FGJSSH nuk i ka këto fjalë, sepse në vend të tyre kemi fjalët shqipe rrënjësor dhe rrënjësisht: *Ndryshim (përmirësim)* ***rrënjësor***. *Shndërrim* ***rrënjësor***. *Në mënyrë* ***rrënjësore***. *E pastroi* ***rrënjësisht***. *Ndryshoi* ***rrënjësisht.***

reciprok, ~e *mb.* Fjalë e huaj me prejardhje nga gjuhët neolatine. FGJSSH jep si kuptimet e saj, ashtu edhe sinonimet shqipe: i ndërsjellë, i dyanshëm, i shoqishoqëm. Këto vitet e fundit. si në shtyp, ashtu edhe në radiotelevizion etj., fjala e huaj ***reciprok*** po zëvendësohet gjithnjë e më tepër me fjalën shqipe i ndërsjellë, pra: *Lidhje (marrëdhënie)* ***të ndërsjella.*** *Ndikim* ***i ndërsjellë.*** Huazime ***të ndërsjella.*** / *gjuh. Ndihmë* ***e ndërsjellë*** / *drejt. Mirëkuptim (besim)* ***i ndërsjellë.*** *Dëshirë* ***e ndërsjellë.*** Edhe fjala reciprocitet, që gjithashtu ka një përdorim të gjerë si fjalë e huaj, mund të zëvendësohet me fjalën shqipe ndërsjellës,~a, p.sh. *Parimi i* ***ndërsjellësisë***. *Vë kushte* ***mdërsjellësie***.

refraktar, ~e *mb.* Kjo fjalë ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH me dy kuptime. Kur përdoret si term në teknikë, me kuptimin “që nuk shkrihet a nuk prishet në nxehtësi të madhe, që e duron zjarrin; që është karakteristik për lëndët, të cilat e durojnë nxehtësinë e madhe”, kjo fjalë zëvendësohet me fjalën shqipe zjarrdurues, ~e. që e mbulon plotësisht kuptimin e saj, p.sh.: *Tulla* ***zjarrduruese.*** *Çelik* ***zjarrdurues***. *Lëndë (veshje)* ***zjarrduruese***. *Ka veti* ***zjarrduruese.*** Në kuptimin e figurshëm “që nuk pranon ndryshime, që kundërshton ndikimet, të cilat kërkojnë ndonjë ndryshim; që nuk tregohet i gatshëm për të pranuar a për të marrë një ide a një teori të re, një zakon të ri etj.”, fjala ***refraktar*** i përket stilit libror dhe nuk ka përdorim të dendur: *Qëndrim* ***refraktar***. *Njeri* ***refraktar***. Megjithatë, edhe në këtë kuptim mund të bëhet përpjekje për ta zëvendësuar.

refuzoj *kal.*, refuzohet *pës.*, refuzim, ~i *m.* Çerdhe fjalësh me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. A. Xhuvani këshillonte që në vend të huazimit ***refuzoj*** të përdorim “***e kthej, kthej prapë, e hedh tej, e mohoj, nuk e qas, nuk e dëgjoj, nuk e dua***”. Edhe FGJSSH e jep me fjalë të shqipes. si: “***nuk e pranoj, hedh poshtë, nuk e dua, kundërshtoj,*** p.sh. *Nuk e* ***pranoi*** *(e* ***hodhi poshtë****, e* ***kundërshtoi****) kërkesën (urdhrin, ftesën). Nuk* ***pranoi*** *ta bënte (të vinte, të shkonte, të fliste). Nuk e* ***pranoi*** *dhuratën.* ***Refuzim*** zëvendësohet me mospranim, hedhje poshtë, kundërshtim.

sakrifikoj *kal.*, sakrifikohem *vetv.*, sakrifikim, ~i *m.*, sakrifikuar (i, e) *mb.* Kjo çerdhe fjalësh gjendet edhe në FGJSSH. Fjala ***sakrifikoj*** është prejardhje

nga italishtja. Kuptimi i saj është "jap jetën për dikë a për diçka; nuk e kursej ose e lë të humbasë dikë a diçka për të arritur një qëllim; heq dorë nga diçka për hir të një qëllimi ose në të mirë të dikujt". Pra, ajo mund të zëvendësohet me fjalët e gjuhës shqipe flijoj, therorizoj ose me togfjalëshat bëj fli, bëj theror, p.sh.: ***Flijoj** veten (jetën) për të mirën e atdheut. **Flijoi** rininë e tij.* E gjithë çerdhja mund të zëvendësohet me fjalët e prejardhura: flijohem, therorizohem; bëhem fli, bëhem theror; flijim, therorizim; i flijuar, i therorizuar, p.sh.: *U **flijua** për lirinë e vendit të tij. **Flijimi** i interesit vetjak për të mirën e përgjithshme.*

sekondar, ~e *mb.* Fjale librore, me prejardhje nga gjuhët neolatine. FGJSSH nuk e ka këtë fjalë, po jep në vend të saj fjalën shqipe dytësor, ~e me dy kuptime: 1) "që vjen pas një tjetri dhe varet prej tij, që përcaktohet nga një tjetër: *kund.* ***parësor***" dhe 2) "që është në vend të dytë, që është i dorës së dytë, jokryesor". P.sh: *Materia është parësore, ndërgjegjja **dytësore**. (?) Rrugë **dytësore**. Lëndë **dytësore**. Kanale **dytësore**.*

seleksionoj *kal.,* seleksionohet *pës.,* seleksionim, ~i *m.* seleksionuar (i, e) *mb.* Çerdhe fjalësh me temë të huazuar nga gjuhët neolatine. Kuptimin e foljes ***seleksionoj*** ("Zgjedh sipas një kriteri të caktuar gjërat më të mira ose individët më të përshtatshëm për diçka") FGJSSH, me të drejtë, e jep me sinonimin shqip përzgjedh. E gjithë çerdhja mund të zëvendësohet me fjalë shqipe të prejardhura nga folja e mësipërme, të cilat japin në mënyrë të përpiktë si kuptimet e përgjithshme të çerdhes me bazë të huaj, ashtu edhe ato terminologjike. Pra, mund të përdorim: përzgjedh, përzgjidhet, përzgjedhje, i përzgjedhur. P.sh.: ***Përzgjedhin** mallrat për shitje. **Përzgjidhen** farërat për mbjellje. **Përzgjedhja** artificiale (në bujqësi). **Përzgjedhja** e futbollistëve më të mirë. Bëj **përzgjedhjen**. Xeherorët e **përzgjedhur**.*

sepal, ~i *m.* Fjalë e huaj e fushës së botanikës, që emërton secilën nga gjethëzat, zakonisht të blerta, që përbëjnë kupën e lules". Në këtë kuptim kjo fjalë është zëvendësuar në tekstet shkollore, ashtu siç këshillojnë "Fjalori i botanikës" dhe FGJSSH me fjalën shqipe nënpetël. P.sh.: ***Nënpetla** e lules. Lule me katër **nënpetla**. Petlat dhe **nënpetlat**.*

silvikultur/ë, ~a *f.* Term i bujqësisë, me prejardhje nga gjuhët neolatine, ashtu si edhe terma të tjerë të kësaj fushe, që kanë si gjymtyrë të dytë fjalën ***kulturë***. Prej kohe është zëvendësuar me fjalën shqipe pylltari, ~a (ashtu si apikulturë, frutikulturë, hortikulturë, olivikulturë, vitikulturë janë zëvendësuar me fjalët shqipe bletari, pemëtari, kopshtari, ullishtari, vreshtari). Edhe FGJSSH e jep këtë fjalë pa shpjegim, duke e çuar te fjala pylltari, p.sh.: *Zhvillimi i **pylltarisë**. Fakulteti i **pylltarisë**. Dega e **pylltarisë**. Kurs për **pylltari**.*

spektator, ~i *m.* Fjalë e huaj që ka hyrë në shqipen nga gjuhët neolatine.

Në vend të saj po përdoret me të drejtë fjala shqipe shikues. P.sh.: ***Shikues** i rregullt i teatrit (i kinemasë, i shfaqjeve). Duartrokitjet e **shikuesve**. Vende për **shikues**.* Po kështu, në këtë kuptim, edhe fjala telespektator duhet zëvendësuar me fjalën teleshikues, p.sh.: *Mijëra **teleshikues** i ndoqën ndeshjet.*

spontan, ~e *mb.* Fjalë e huaj, me prejardhje nga gjuhët neolatine. FGJSSH e ka si fjalë librore. Kuptimet e saj mbulohen me fjalën shqipe i vetvetishëm, p.sh. *Veprim **i vetvetishëm**. Pjesëmarrje (lëvizje, kryengritje) **e vetvetishme**. Në mënyrë **të vetvetishme**. Prirje (dëshirë) **e vetvetishme**. Bimësi **e vetvetishme**.* Edhe fjala e prejardhur, e formuar me prapashtesën ***-isht***: spontanisht *ndajf.* mund të zëvendësohet me fjalë e shprehje të shqipes, si vetvetiu (ose thjesht vetiu), ***në mënyrë të vetvetishme***, p.sh.: *Mbinë **vetvetiu.** Lindi **vetvetiu** (*ose ***në mënyrë të vetvetishme****). U shfaq **vetvetiu**. Dijet nuk vinë **vetvetiu**.*

stabilitet, ~i *m.* Fjalë e huaj me prejardhje nga gjuhët neolatine. Kjo fjalë në të kaluarën është përdorur dendur e po përdoret ende pa nevojë në shtyp e në publicistikë. FGJSSH e jep këtë fjalë pa shpjegim, duke e çuar te fjala shqipe qëndrueshmëri, e cila e zëvendëson plotësisht në të gjitha kuptimet e përdorimet. Prandaj, në vend të *Stabiliteti ekonomik (politik). Faktor stabiliteti* etj., duhet të përdoret ***Qëndrueshmëri** ekonomike (politike). Faktor **qëndrueshmërie**. **Qëndrueshmëria** e çmimeve.*

tarrac/ë, ~a *f.*, tarracoj *kal.*, tarracim, ~i *m.* ...(mungojnë dy faqe) *Tarracat e shtëpive (e pallateve). Shtëpi me tarracë. Dal në tarracë. Shoh nga tarraca.* Në këtë kuptim kjo fjalë, si term i arkitekturës, nuk është zëvendësuar, por për kuptimin e saj të dytë "Brez toke i gjatë e i sheshtë, që hapet në faqe të malit a të kodrës dhe që shërben për të mbjellë pemë e bimë të tjera" prej kohësh ka hyrë në përdorim të gjerë fjala shqipe brezar/e,~ja *f.*, të cilën e ka edhe FGJSSH si sinonim të kuptimit 2 të fjalës ***tarracë***, p.sh.: ***Brezaret** e Vlorës (e Sarandës). Mal me **brezare**. Hapin **brezare** të reja. **Brezare** me agrume (me ullinj).* Edhe folja e prejardhur ***tarracoj*** dhe emri i formuar prej saj ***tarracim*** janë zëvendësuar me brezaroj, brezarim, p.sh.: ***Brezarojnë** kodrat. **Brezarimi** i shpateve të malit.*

tekstualisht *ndajf.* Kjo fjalë e huaj, formuar me prapashtesën ***-isht*** nga tema ***tekstual*** me prejardhje nga gjuhët neolatine, ka kuptimin "Siç është (thënë e shkruar) në tekst". Nuk është përfshirë në FGJSSH, sepse për të shprehur kuptimin e saj në shqipen, kemi togjet ***fjalë për fjalë*** dhe ***pikë për pikë***, që përdoren sipas rastit, kur riprodhojmë diçka të shprehur me shkrim a me gojë, pa i hequr e pa shtuar gjë, kur përkthejmë diçka nga një gjuhë në tjetrën *fjalë për fjalë,* p.sh.: *Ai ia përsëriti **fjalë për fjalë** (**pikë për pikë**), ashtu siç i kishte parë e dëgjuar. Përkthimi është bërë **fjalë për fjalë** sipas origjinalit. Nxënësi e tha mësimin **fjalë për fjalë** (**pikë për pikë**) sipas tekstit.*

Edhe mbiemri tekstual, ~e zëvendësohet në gjuhën shqipe me mbiemrin i fjalëpërfjalshëm, ose me togun ***fjalë për fjalë***, p.sh. *Përkthim i **fjalëpërfjalshëm (fjalë për fjalë)**.*

transformoj *kal.,* transformohem *vetv.,* transformim, ~i *m.,* transformuar (i, e) *mb.* Kjo çerdhe fjalësh zë fill nga një temë e burimit neolatin Ajo nuk është përfshirë në FGJSSH, sepse prej kohësh është zëvendësuar plotësisht me fjalët shqipe shndërroj, shndërrohem, shndërrim, i shndërruar, p.sh.: ***Shndërroj** natyrën. **Shndërroj** ndërgjegjen (shoqërinë). Shtëpi e **shndërruar** në kështjellë. Shqipëria është **shndërruar** në një vend me ekonomi të zhvilluar. **Shndërrime** të thella (rrënjësore). **Shndërrime** ekonomike (revolucionare). **Shndërrimi** i energjisë. Dukej krejt i **shndërruar.***

transmetoj *kal.,* transmetohet *pës.,* transmetim, ~i *m.* Kjo çerdhe fjalësh, me prejardhje nga gjuhët neolatine, gjendet edhe në FGJSSH. Folja ***transmetoj*** në FGJSSH jepet si fjalë librore. Kuptimi i saj mund të shprehet, sipas rasteve, me disa fjalë të shqipes, si: kumtoj, jap, përcjell, përçoj. ***Kumtoj*** (ose ***jap***) *një lajm (një urdhër, një porosi, një kërkesë). ATSH-ja* ***kumtoi*** (ose ***dha***) *këtë deklaratë. Luteni t'i **jepni*** (ose *t'i **çoni***) *përshëndetjet tona. Rrotat me dhëmbë mbështillen nga zinxhiri, i cili **përcjell*** (ose ***përçon***) *lëvizjen. Kjo lloj **përcjelljeje** përdoret në biçikletat, motoçikletat dhe traktorët. Radioja dhe televizioni **japin** këngë popullore (muzikë, ndeshjen e futbollit). **Dhamë** Lajmet.* Po kështu, në vend të ***transmetohet*** ose ***transmetim*** mund të përdoren fjalët jepet dhe dhënie, p.sh.: *Ndeshja do të **jepet** edhe më anë të televizionit. **Dhënia** e lajmeve.*

transplantoj *kal.,* transplantohet *pës.,* transplantim, ~i *m.,* transplantuar (i, e) *mb.* Këto fjalë, që përdoren kryesisht si terma të bujqësisë (por edhe në kirurgjinë plastike MD), nuk janë përfshirë në FGJSSH, sepse në vend të tyre përdoren fjalët shqipe artis, artiset, artisje, artisur (i, e). Ja një varg shembujsh, ku fjalët e huaja zëvendësohen me fjalët përkatëse të shqipes: ***Artis** lulet. **Artisen** bredhat. **Artisja** e fidanëve. Domate të **artisura**.* Këto fjalë të shqipes zëvendësojnë edhe fjalët me temë të huazuar nga italishtja trapiantoj, trapiantohet, trapiantim, trapiantuar (i. e) që përdoren, pa nevojë, me po ato kuptime. Në raste të veçanta në vend të ***transplantoj*** përdoret folja përandit, me kuptimin "shkul një bimë nga vendi ku është mbjellë dhe e ngul në një vend tjetër për ta rritur; i rralloj bimët", p.sh.: ***Përanditën** pishat. **Përanditën** bredhat.* Po kështu zëvendësohen edhe fjalët e prejardhura ***transplantim*** dhe ***transplantuar*** (i, e) përkatësisht me përanditje dhe përanditur (i, e), p.sh.: *Përfunduan **përanditjen** e bimëve. Bredha të **përanditur**.*

turn, ~i *m.* Fjalë me prejardhje nga gjuhët neolatine. E ka edhe FGJSSH, por pa shpjegim; në vend të saj këshillohet fjala shqipe ndërresë, p.sh.:

***Ndërresa** e parë (e dytë, e tretë). **Ndërresa** e paradites. **Ndërresa** e natës. Përgjegjës **ndërrese**. Punë me dy (me tri) **ndërresa**. Mori (filloi) **ndërresën**.* Fjala ***ndërresë*** përdoret edhe në ushtri për një grup të organizuar ushtarësh, që kryejnë veprime të caktuara, p.sh.: ***Ndërresa** e parë barkas. Përgjegjës i **ndërresës**.*

tutel/ë, ~a *f.*, tutor, ~i *m.*, tutori, ~a *f.* Këto fjalë e kanë prejardhjen nga italishtja. Kuptimi i fjalës librore ***tutelë*** mbulohet me fjalën shqipe kujdestari, p.sh.: *E futi (e mbajti) nën **kujdestari**. Doli nga **kujdestaria**. Vende nën **kujdestari***. Emrat ***tutor, ~i*** dhe ***tutori, ~a*** janë përdorur si terma në drejtësi, ndërsa sot janë zëvendësuar përkatësisht me fjalët shqipe kujdestar,~i dhe kujdestari, ~a, p.sh.: ***Kujdestari** i fëmijëve. E vunë (e kanë, e morën) nën **kujdestari**.*

unanim, ~e *mb.*, unanimisht *ndajf.*, unanimitet, ~i *m.* Janë fjalë me burim nga gjuhët neolatine. FGJSSH fjalët ***unanim, ~e*** dhe ***unanimisht*** i ka çuar përkatësisht te fjalët shqipe (i. e) njëzëshëm dhe njëzëri, që i mbulojnë ato në të gjitha kuptimet e përdorimet: *Vendim (mendim, pranim) i **njëzëshëm**. Përkrahje (kërkesë) e **njëzëshme**. Vota të **njëzëshme**. U miratua (u pranua, u pëlqye) **njëzëri.** E zgjodhën (e dënuan) **njëzëri.*** Fjala ***unanimitet, ~i***, që përdoret në stilin libror, zëvendësohet me fjalën njëzëshmëri, ~a, p.sh.: ***Njëzëshmëri** e plotë. Parimi i **njëzëshmërisë**. Shprehje e **njëzëshmërisë***. E shoqëruar me parafjalën ***me***, pra në shprehjen ***me unanimitet***, është zëvendësuar, ashtu si ndajfolja unanimisht, me fjalën shqipe njëzëri. p.sh.: *U vendos **njëzëri**. Përfundimet i miratuan **njëzëri***.

unifikoj *kal.*, unifikohet *pës.*, unifikim, ~I *m.*, unifikuar (i, e) *mb.* Këto janë fjalë të ligjërimit libror, me temë nga gjuhët neolatine, gjenden edhe në FGJSSH, por pa shpjegime. Në vend të fjalëve të huazuara këshillohet që të përdoren fjalët shqipe njësoj. njësohet; bashkoj, bashkohet; njësim, bashkim, njësuar (i, e), njësishëm (i, e), bashkuar (i, e), p.sh.: ***Njësuan** normën gjuhësore. U **njësuan** çmimet. U **njësuan** programet e shkollave. U **njësua** një organizatë (një parti). **Njësohen** mendimet (pikëpamjet). **Bashkohen** organizatat. **Bashkojnë** forcat. **Njësimi** i monedhës (i normave, i kërkesave). Forcojnë **bashkimin**. Norma (çmime) të **njësuara**. Shkolla e **njësuar**. Gjuha e **njësuar** letrare. Drejtshkrimi i **njësishëm**.*

uniform—e *mb.* Kjo fjalë e leksikut libror ka hyrë nga gjuhët neolatine. FGJSSH e jep pa shpjegim, duke e çuar te fjala shqipe i njëtrajtshëm, e cila e zëvendëson në të gjitha kuptimet e përdorimet Kështu p. sh., thuhet: *Përhapje (shpërhapje) **e njëtrajtshme**. Dridhje (prerje) **e njëtrajtshme.** Lëvizje e **njëtrajtshme*** (si term në fizikë, në vend të *lëvizje **uniforme***). Edhe fjala uniformitet, ~i zëvendësohet në të gjitha kuptimet e përdorimet me fjalët shqipe njëtrajtshmëri dhe njëtrajtësi, p.sh. ***Njëtrajtshmëria** (**njëtrajtësia**) e tokës. **Njëtrajtshmëria** (**njëtrajtësia**) e shtresës, **Njëtrajtshmëria***

*(**njëtrajtësia**) e lëvizjes (fiz.).*

univers, ~i *m.* Fjalë e stilit libror, me burim nga latinishtja. Në vend të saj prej kohësh në gjuhën shqipe përdoret fjala gjithësi, të cilën e këshillon edhe FGJSSH, p.sh.: *Ligjet (të fshehtat) e **gjithësisë**. Studimi i **gjithësisë.***

urban, ~e *mb.,* interurban, ~e *mb.* Fjalë të huazuara nga gjuhët neolatine. Në vend të fjalës ***urban, ~e*** mund të përdoren fjalët shqipe qytetor, ~e ose qytetës, ~e p.sh.: *Shërbimi (transporti) **qytetor** (**qytetës**),* kurse në vend të fjalës ***interurban,~e*** mund të përdoret fjala ndërqytetor, ~e ose ndërqytetës, ~e p.sh.: *Telefon (autobus) **ndërqytetor** (**ndërqytetës**).* Këto fjalë që i këshillon edhe FGJSSH, kanë nisur të përdoren edhe në shtypin e përditshëm.

urgjent, ~e *mb.*, urgjent *ndajf.* Janë fjalë me burim nga italishtja. Mbiemri ***urgjent, ~e*** mund të zëvendësohet, sipas rastit, me fjalët shqipe i ngutshëm, i menjëhershëm, i shpejtë, p.sh.: *Punë (detyrë, çështje) e **ngutshme**. Nevojë e **ngutshme**. Është tepër e **ngutshme**. Ndihmë e **shpejtë**. Mori masa të **menjëhershme**. Telegram i **ngutshëm**. Lajmthirrje e **ngutshme**.* Edhe për ndajfoljen ***urgjent*** mund të përdoren fjalët shqipe menjëherë, ngutësisht, p.sh.: *U nisën **menjëherë** (**ngutësisht**). E dërgoi **menjëherë** (**ngutësisht**).*

vadit *kal.,* vaditj/e, ~a *f.,* vaditur (i, e) *mb.,* vaditës, ~e *mb.,* vaditës/e, ~ja *f.* Këto fjalë, me temë nga sllavishtja, i ka edhe FGJSSH, por pa shpjegime. Në vend të tyre këshillohet që të përdoren fjalët shqipe ujit, ujitj/e, ~a, i (e) ujitur, ujitës, ~e, ujitës/e, ~ja, p.sh.: ***Ujit** tokën. **Ujit** bimët (lulet). **Ujiten** fushat. Kanal (rrjet) **ujitës**. Vijë (makinë, aftësi) **ujitëse**. **Ujitëse** lulesh. **Ujitje** e plotë (e pjesshme). **Ujitja** e grurit (e misrit). Afati i **ujitjes**. Tokë (sipërfaqe) e **ujitur**. Bimë të **ujitura**.* Fjalët ***vadit*** dhe i (e) ***vaditur*** vijojnë të përdoren krahas togjeve të tjera të shqipes me kuptim të përafërt p.sh.: ***U lanë** me gjakun e shokëve. E **larë** me gjak. I **larë** në djersë.*

verbal, ~e *mb.,* verbalisht *ndajf.* Fjala ***verbal*** ka hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët neolatine. FGJSSH nuk e ka këtë fjalë, sepse është zëvendësuar me shqipen gojor, ~e, p.sh.: *Agjitacion **gojor**. Kumtim **gojor**. Udhëzime (të dhëna) **gojore**. Kërkesë (deklaratë, notë) **gojore**. Marrëveshje **gojore**. Metodë (formë, kujtesë) **gojore**.* Edhe ndajfolja ***verbalisht***, e formuar brenda shqipes nga tema e fjalës së huazuar dhe prapashtesa ***–isht***, është zëvendësuar tashmë me fjalët shqipe gojarisht, me gojë, p.sh.: *U morën vesh **gojarisht**. E lajmëroi **gojarisht**. E paraqiti kërkesën **gojarisht**. E njoftuan **gojarisht**.*

violenc/ë, ~a *f.,* violent, ~e *mb.* Fjalë të huaja që kanë hyrë në gjuhën shqipe nga italishtja. Nuk i ka FGSSSH. Në vend të ***violencë*** në shqipe përdoret prej kohësh fjala dhunë. Ja një varg shembujsh ku fjala e huaj

violencë është zëvendësuar me fjalën shqipe: *Akt* ***dhune.*** *Me* ***dhunë****. Përdor* ***dhunën****. Marr (fitoj) me* ***dhunë*** *(me forcë).* Fjala ***violent*** mund të zëvendësohet me i dhunshëm ose me dhunë: *Veprim* ***i dhunshëm*** *(****me dhunë****).*

violet *mb.* Fjali me burim nga gjuhët neolatine. FGJSSH nuk e shpjegon, por në vend të saj jep fjalën vjollcë, p.sh.: *Ngjyrë* ***vjollcë****. Fustan* ***vjollcë****.* Edhe termi i fizikës ultraviolet, që përdoret kryesisht në togun ***rreze ultraviolet****,* zëvendësohet me formimin ultravjollcë, pra duke shqipëruar vetëm pjesën e dytë ***violet*** me shqipen ***vjollcë***, p.sh.: *Rreze* ***ultravjollcë****.*

vitikultur/ë, ~a *f.,* vitikultor, ~e *mb.* Këto fjalë, me burim nga gjuhët neolatine, janë përdorur si terma në bujqësi. Fjalën ***vitikulturë*** e jep edhe FGJSSH me dy kuptime: 1. Kultura e hardhisë; 2. Degë e shkencës bujqësore që merret me rritjen e hardhisë. Krahas këtij shpjegimi jepet edhe sinonimi vreshtari. Në të dy kuptimet fjala ***vitikulturë*** zëvendësohet me fjalën ***vreshtari***, për të cilën FGJSSH jep shpjegime të plota, "degë e bujqësisë që merret me rritjen e hardhisë; kultura e hardhisë; mjeshtëria e vreshtarit". Termin ***vitikultor*** "Fjalori" nuk e jep fare, sepse për këtë kemi fjalën vreshtar për të dy kuptimet "ai që punon vreshtat" dhe "ai që merret me vreshtari". Prandaj sot përdoren rregullisht: *Zhvillimi i* ***vreshtarisë.*** *Studime në fushën e* ***vreshtarisë****. Dega e* ***vreshtarisë.*** *Merret me* ***vreshtari****.* ***Vreshtar*** *me përvojë* etj.